**Proletarë të të gjitha vendeve dhe popuj të shtypur, bashkohuni!**

# LIRIA



**Organ i Marksistë-Leninistëve të Kosovës**

Dhjetor 1981, Nr.6

# DENIMET E RENDA NUK MUND TA FRIKSOJNE POPULLIN TONE

Një valë e egër dhune e terrori ka shpërthyer kudo në Kosovë, pas demonstratave dhe grevave të këtij viti. Cetnikët e Beogradit e këlyshët e tyre tradhtarë, nuk u mjafu an vetëm me vrasjen e dhjetra bijve e bijave te popullit, por vazhduan valën e masave të egra nd aj popullit e rinisë sonë të kuqe me pushime nga puna, la rgime nga shkollat e fakultetet, burgosje e dënime te rënda.



Me të drejtë opinioni botëror, po i vlerëson këto masa drakoniane si të pa para, pas Luftës së Dytë Botërore. Masa të tilla të egra populli ynë nuk mban mend as në kohën e krajlve të Jugosllavisë, as gjatë pushtimit nazifashist dhe as gjatë kohës se zezë të xhelatit Rankoviç. Për me shumë se një muaj mjetet jugosllave të informimit dhanë njohtime të përditshme për proceset e shumta gjyqësore që u zhvilluan.

u dënuan punëtorë,fshatarë,studentë,nxënës,intelektualë policë e ushtrë.Numri i të gjithë të dënuarëve është vështirë të dihet,meqense shtypi jugosllav,nuk i publikoi një numër të konsiderueshëm të pro ceseve gjyqësore.Megjithatë, edhe numri i publikuar dhe i zvogëluar del më i madh se sa numri që jepnin në deklaratat e ty re kreret revizionistë në Kosovë e Jugosllavi,për të gjithë demonstruesit!Sipas vetë shtypit jugosllav,gjatë më shumë se 30 proceseve gjyqësore që i zhvilluan, u dënuan me burgime të rënda gjerë në 15 vjet jo më pak se 245 veta.Mesatarja e dënimeve të shqiptauara arrinë në më shumë se 8 vjet,kurse po të merren se bashku , del se vetëm të dënuarve të publikuar iu dhanë më shumë se 2 mijë vjet burg të rëndë.Kur t'i shtohet kësaj edhe numri(si - gurisht i zvogëluar)prej 600 vetave të dënuar gjoja për kundërvajtje dhe numri i madh i atyre që presin të dalin para gjykatave të zeza të shovinistëve,atëherë mund të shihen përmasat e vërteta të kësaj fushate të egër e të paparë.

Edhe gjatë proceseve gjyqësore,në shë - njstër të shovinistëve u vu në mënyrë të veçantë inteleqjencia jonë revolucionare dhe sidomos arsimtarët e gjihës shqipe, historisë,marksizmit e lëndëve tjera shoqërore.Ata u akuzuan dhe po akuzohen,se gjoja paskan nxitur romantizmin nacional, se i paskan indoktrinuar nxënësit me naci onalizëm e dogmatizëm ,se i kanë edukuar ata, me ideologji të huaj për "vetëqeveri sjen" e tj.,etj.Shovinistët serbomdhenj nuk u ngopën me masat që ndërmorrën kun - dër inteleqjencies sonë.Sipas tyre nuk mund të qetësohet gjendja,deri sa nepër shkolla e fakultete të japin mësim ata ar simtarë,nxënësit e të cilëve kanë dalë në demonstrata,pra po kërkohet hapur që të largohen e dënohen të gjithë arsimtarët e ndershëm e patriotë.

Në shumë shkrime të shtypit jugosllav thuhej vazhdimisht se klasa punëtore dhe fshatarësia nuk mori pjesë në demonstrata dhe i dënoi ato.Mirëpo fakti se në mesin e të dënuarëve,ishin jo pak por dhjetra punëtorë e fshatarë,tregon se demonstra - tat e pranverës,nuk ishin demonstrata vetëm të nxënësve e studentëve dhe dëshmon për pjesëmarrjen e punëtorëve e të fshatarëve,në lëvizjen e këtij viti dhe për rolin e rëndësishem që patën ata.

Se sa e egër dhe e poshtër ishe kjo fushatë shoviniste,tregon çartë edhe mbushja e burgjeve me vajza e djem të rinj,që ende nuk e kanë filluar mirë jetën dhe dënimet e rënda që po iu shqiptohen atyre.Vetëm në vendet më fashiste,mund të dënohet një i mitur,me dhjetë e më shumë vjet burg,vetëm pse ka shkruar një parullë apo një vjershë ose pse ka kërkuar kushte më të mira jetese,liri e të drejta që garantohen edhe me kushtetutë.Për të fshehur fytyrën e tyre të vërtetë para opinionit jugosllav dhe atij botëror,shovinistët jugosllav nuk e publikuan fare dënimin e një numri të madh të të miturve.Vetëm në grupin që u dënuan për çarmatosjen e njësisë speciale të policisë së Beogradit u dënuan dhe nuk u publikuan fare jo më pak se 16 nxënës.

Të gjitha proceset gjyqësore u mbajtën me dyer të mbyllura,pa praninë as të familjeve të të akuzuarëve,kurse Tanjugu,që ishte i vetmi burim informatash,nga këto farsa nuk e njohtonte fare opinionin me deklaratat e të dënuarëve.Shumë nga gjykimet u bënë natën dhe të dielave,kurse trupat gjykues ishin krejtësisht anonim.Ndër tesat e gjykatave i rrethuan nga një numër i madh policësh të armatosur gjer në dhembë,të cilët bllokonin edhe rrugët për rreth.

Shovinistët rankoviçistë,shpifën e trilluan gjithçka të keqe kundër motrave e vëllezërve tanë të dënuar,i quajtën"nacionalistë","shovinistë",reaksinarë e kundërevolucionarë,njerez që ia duan të keqen vetë popullit shqiptar,që dënohen nga ai etj.,etj. Në këtë mënyrë,ata duan të mashtrojnë opinionin e painformuar në Jugosllavi e botë, por ata vetë e dinë se populli ynë,jo vetëm nuk i dënon bijat e bijtë e tij trima e basnikë,por i përkrah dhe i mbështetë ata me të gjitha forcat.Kjo është arësyeja e vërtetë pse gjykimet u bënë me dyer të mbyllura dhe jo aspak mungesë e sallave të mëdha,mungesa e karrigave e "arësye"të tilla qesharake.

Edhe përkundër dënimeve të shumëta që u bënë dhe masave të egra që u ndëemorrën ndaj pupullit tonë,në qarqet e ndryshme shoviniste,çdo ditë po ngriten zëra të tërbuar të atyre që janë ende të pangopur me atë që u bë.Me anë të të ashtuquajturit"diferencim",ata po orvaten të ruajnë vazhdimin e fushatës së dhunës dhe terrorit.

Për të justifikuar masat e tyre të egra shovinistët jugosllavë,i kualifikuan demonstratat si armiqësore,madje edhe si pëerpjekje për kundërrevolucion dhe shpikën lloj-lloj parullash e kërkesash të cilat as që janë përmendur në demonstrata.Sipas asaj që thonë revizionistët,del se populli ynë paska dashur të përmbysë pushtetin,duke qenë i"armatosur"me gurë, shkopinjë e çekanë.Me "fakte"të tilla , ata duan të akuzojnë popullin tonë për "kundërrevolucion", por akuzat e tyre janë jo vetëm naive,por edhe qesharake.Çdo njeri i logjikshëm e di se me gurë e shkopinjë,nuk përmbyset një pushtet që mbrohet,me ushtri e polici të armatosur gjer në dhëmbë.Nga ana tjetër,në gjakimet që u zhvilluan, doli se në demonstratat që u bënë,pati parulla për kushte me të mira të jetesës,për lirimin e të burgosurëve,për heqjen e policisë së huaj e për shënndrrimin e Kosovës në Republikë,parulla kundër plaçkitjes së pameshirshme të pasurive tona,kundër diskriminimit të gjithanshëm,ndaj popullit shqiptar në Jugosllavi,etj,por jo parulla e kërkesa për kosoven e pastër etnike e Shqipërinë e Madhe,kundër popujve jugosllavë e për dëbimin e tyre nga Kosova,e parulla tjera të trilluara nga vetë shovinistët,me qëllim që ti japin tjetër karakter demonstratave dhe luftës sonë.Mbi parulla të tilla të fabrikuara është mbështetur dhe kualifikimi që i kanë bërë demonstratave udhëheqja jugosllave,prandaj ai edhe është krejtësisht i pabazë.

Me dënimet e shumëta dhe me masat tjera represive shovinistët sërbomdhenj dhe shërbëtorët e tyre shqiptarë,menduan se do ta frikësojnë e do ta mposhtin popullin tonë heroik dhe bijat e bijtë e tij trima.Mirëpo ata u binden dhe çdo ditë po binden se në këtë mënyrë ata po i bëjnë varrin vetes.Me qëndresën e tyre burrerore,shokët tanë të burgodur,u kallën tmerrin armiqëve edhe duke qenë të lidhur me pranga e zinxhirë,kurse populli po e vazhdon luftën e filluar me vendosmëri edhe me të madhe.

Këtë të vërtetë po detyrohen ta pranojnë edhe vetë autoritetet revizioniste.Në një mbledhje të udhëheqjes kosovare,u tha ksua se gjyqet që po organizohen po quhen gjyqe tradhetare,kurse aktiviteti,me gjithë masat e marra po vazhdon me forcë ako ma me të madhe.Nga ana e tij njëri nga udhëheqësit jugosllav theksoi se duke iu dhënë dënime të rënda të rinjëve,ne po i bëjmë ata heronj para rinisë dhe popullit,kurse në Kuvendin e Kosovës u ngri - tën zëra dhe kundërshtuan hapur dënimet e rënda që iu dhanë pjesëmarrësve të demonstratave.

Dënimet drakoniane që iu shqiptuan motrave dhe vëllezërve tanë,nuk tregojnë forcën as trimërinë e udhëheqjes jugosllave, por frigën e madhe që i ka kapluar ata,tregojnë dobësinë dhe kalbëzimin e regjimit të tyre gjakatare.Ato nuk e kanë frikësuar dhe nuk do ta frikësojnë kurrë popullin tonë të pamposhtur.Ai do të luftojë me vendosmëri,për realizimin e kërkesave të tij të drejta dhe krahas kësaj ai do të luftojë edhe për lirimin e bijëve dhe bijave të tij të dënuara padrejtësisht

## LETRA E TE BURGOSURIT

*Unë nuk ndjej vetmi*
*Në terrin e qelisë;*
*Mua më shoqërojnë*
*Këngët e lirisë.*

*S'më mposhtin toturat,*
*armiq e tradhtarë;*
*Marksist-leninist,jam,*
*revolucionar.*

*Unë nuk njoh përulje,*
*para pranoj të vdes;*
*Por shokët nuk i jap,*
*Atdheun nuk e shes.*

*Një mijë herë po të bie,*
*Do të ngritem përseri,*
*Prap do të hidhem*
*Në luftë për liri.*

*Lart flamuri i kuq!*
*Poshtë shovinizmi!*
*Përpara shokë!*
*Rroftë komunizmi!*



# JETEN E JAPIM-FLAMURIN SE JAPIM

Në revanin e tyre të çmendur antishqiptar,shovinistët jugosllavë,kanë zgjatur kthetrat e tyre të përgjakura edhe drejtë flamurit tonë të lavdishëm.Njëri pas tjetrit,ngriten ujqërit shovinistë dhe duke kërcelluar dhëmbët ulurijnë kundër flamurit tonë kuq e zi.Herë nga Nishi,herë nga Cetina,herë nga Shkupi,herë nga Prishtina,dëgjohen britmat histerike"Flamuri shqiptar është shovinist e irredentist","Ai është flamuri i Shqipërisë e i Enver Hoxhës","ai po indoktrinon shqiptarët me nacionalizëm e dogmatizëm...""t'ua ndryshojmë shqipëtarëve flamurin kuq e zi!"T'ua ndalojmë fare atë flamur të mallkuar me shqiponjë!",flamuri i tyre duhet të jetë flamuri trengjyrësh i Serbisë..,"etj.,etj.

Britmat e këtilla rrënqethëse të shovinistëve e zemrojnë dhe e pezmatojnë pa masë çdo shqiptar,por ato nuk e çudisin dhe befasojnë askend.Ne jemi mësuar me me egërsinë dhe ligësinë e armiqëve tanë. Këto ulurima të egra,populli ynë i ka dëgjuar,gjatë gjithë historisë së tij shumeshekullore.Armiq të shumtë e të egër, që në rrugë për theqafje këndejpari i rane,njëri pas tjetrit zgjatën kthetrat e tyre të zeza për ta ulur dhe zhdukur flamurin tonë të kuq me shqiponjë dhe për të ngritur në vend të tij,flamujt e tyre pushtues.Armiq të shumtë e vunë në shënjestër flamurin tonë,por ai nuk u zhduk. Flamuri ynë feniks,zbriti shumë shpesh në beteja të përgjakshme,priu në ballë të shqiponjave të lirisë,u skuq përsëri me gjakun e tyre të pastër dhe u ngrit e dhe me i kuq,më madheshtor,në tokën e pamposhtur të shqipeve.Më kot janë munduar armiqtë që të hedhin baltë mbi flamurin tonë,ta njollosin e nxijnë atë.Ai u fitua me gjak,u mbrojt me gjak dhe mbeti i kuq dhe i pastër si gjaku që u derdh për te.

Çetnikëve të rinj shovenë të Serbisë, Maqedonisë e Malit të Zi,edhe më parë ua ka vrarë sytë flamuri ynë i kuq,por tani ata po mendojnë se u ka ardhur rasti për t'u vërsulur,përsëri kundër tij,ashtu si q bënë menjëherë pas Luftës.Nën flamurin kuq e zi,partizanët shqiptarë të Kosovës Maqedonisë e Malit të Zi,luftuan dhe u vranë gjatë epopesë së lavdishme të Luftës antifashiste Nacionalçlirimtare,të bindur se pas përfundimit të saj,do të fitonin edhe ata lirinë të ëndërruar në shekuj.Por shovinistët e rinj jugosllavë për ta"shpërblyer",për kontributin e madh që dha në luftë,e pushtuan përsëri popullin tonë martir,e ndanë dhe e copëtuan siç deshën ata,e vranë e rrahën dhe e masakruan përsëri,ia ndaluan edhe flamurin.U desh përsëri shumë luftë dhe gjak, shumë vjetë burgje,vuajtje e tortura,që në tokën e Kosovës,të valonte përsëri flamuri ynë kuq e zi.Dhe ja tani,pas sa vitesh,lugetërit rankoviçistë,po zgjasin përsëri duartë e tyre,të përgjakura drejt flamurit tonë.

Shovinistët po e quajnë"shovinist"flamurin tonë të lavdishëm,por gjithkush në botë e dinë se flamuri ynë,nuk ka qenë kurrë flamur pushtues,kurrë nuk u ka bërë hije të tjerëve.Shovinistët mund të lehin sa të duan,por popujt jugosllavë e dinë,dhe nuk mund të harrojnë,se me këtë flamur në ballë,partizanët heroikë shqiptare,luftuan krah për krah me partizanët jugosllavë,kundër nazistëve gjermanë dhe forcave çetnike edhe në Maqedoni,Mal të Zi,Bosnë e Serbi,edhe në Srem të Triështë.Ndoshta është pikërisht ky fakt që i bënë çetnikët revanshistë të Beogradit të kenë gjithë atë urrejtje,kundër flamurit tonë fjithmonë fitimtar.



**Duke** shpresuar se kështu do ta ndalojnë më lehtë,shovinistët po e quajnë flamurin tonë,flamur të Enver Hoxhës e të Partisë së Punës,por edhe ata e dinë mirë se nën këtë flamur kanë luftuar stërgjyshërit tanë dhe të Enver Hoxhës,jo më pak por 5-6 shekuj më parë.Partia e Punës dhe shoku Enver Hoxha,nuk bënë tjetër veçse e shpëtuan flamurin e Skënderbeut,e Islail Qemalit,e mbrojtën atë me heroizëm,ia shtuan atij yllin e kuq të komunizmit,ia shtuan lavdinë,nderin e krenarinë,e bënë atë flamur të dashur e të respektuar,për popujt proletarët dhe komunistët e vërtetë të të gjithë botës.

Me qëllim që ta justifikojnë disi këtë **ndërmarrje** të pashembullt shoviniste,shovinistët jugosllavë po detyrohen dhe po e përdorin edhe ndonjë krimb të fëlliqur shqiptar që të kërkojë me gojën e tij të qelbur,ndalimin e flamurit tonë.Po këtë kërkesë të poshtër,përbajnë edhe letrat e shumta që boton shtypi jugosllav,të nënshkruara nga emra të trilluar shqiptar e që,siç është vërtetuar më se një herë, janë të shkruara nga vetë shovinistët serbomdhenj.Ja deri ku mund të shkojë ligesia dhe poshtërsia e logjikës shoviniste;duan ta bindin opinionin jugosllav dhe atë botëror se kërkesa për heqjen e flamurit shqiptar na qenka"kërkesë"dhe "dëshirë" e vetë shqipëtarëve!Po kush është ai naiv që mund të besojë marifete të tilla,sa të poshtra,aq edhe naive e qesharake.Kundër makinacioneve të këtilla po ngriten zëra ehde në vetë shtypin revizionist jugosllav,po ngriten edhe autoritetet tradhëtare të Kosovës.

Nuk ka popull në botë,që do ta dëshironte e kërkontet'i hiqej e ndalohej flamuri i tij,simboli i qenjes së tij.Jo,Këtë nuk mund ta bëjë askush dhe sidomos nuk mund ta bëjë kurrë shqiptari që flamurin kuq e zi e ka gjënë me të shenjtë e më të shtrenjtë,shqiptari që nëpër shekuj,siç thotë kënga:"vritej e pritej për flamur,armiqtë hiq e ai vur".

Legjendat thonë se flamuri i të parëve tanë dikur ishte i bardhë,siç ishin të bardha edhe veshjet,plisat dhe zemrat e tyre.Erdhën bajlozët e zinj dhe deshën ta shkelin flamurin e arbërit,që simbolizonte bardhësi,paqe e çiltërsi...,dhe në vend të tij,të ngrinin në keshtjellat tona flamujt e tyre të zinj,pushtues.Që flamuri arbëror të mos binte në kthetrat e zeza të armiqëve zaptues,luftëtari arbëror,gjatë një beteje e çau gjoksin e tij dhe e futi aty,flamirin arbëror.Pas betejes,dy shqiponja të maleve tona e nxorrën flamurin e arbërit prej gjoksit të luftëtarit trim dhe duke e mbajtur në dy skaje fluturuan lartë në qiellin arbëror. Bijtë e shqipeve e panë flamurin e tyre, që ishte skuqur nga gjaku i luftëtarit,i panë shqiponjat që e valvitën krenare atë flamur të përgjakur dhe këtë pamje i dha në flamurit të tyre...

"Legjenda,mite,romantizëm nacional."!-mund të gërhasin shovinistët.Dhe vërtetë shumë legjenda madhështore ka populli ynë legjendare.Legjenda,është legjendë,por, në këtë rast,ajo shpreh një të vërtetë të madhe e të pamohueshme,të vërtetën se flamuri është fituar dhe është mbrojtur me gjakun e artyre bijëve të këtij tro -

lli,të cilet në furtunat e stuhishme që kalonte Atdheu,e mbanin atë në gjokset e tyre te zjarrtë,aty pranë zemrës.Sa gjak shqiptari eshtë derdhur për këtë flamur, sa luftëra e beteje të pergjakshme janë bere nen këtë flamur,sa trima luftëtarë janë betuar para ketij flamuri,të skuqur me gjakun e të pareve të tyre,sa bija të popullit janë kalbur dhe po kalben edhe sot per këtë flamur..!Flamuri ynë i kuq me shqiponjen dykrenare,eshtë përjetësuar ne këngët më të bukura të popullit eshte kenduar ne vargjet më të zjarrta te poeteve tane,eshtë qendisur më qendismat me të bukura të vajzave e nuseve shqiptare,eshte gdhendur në dru,eshtë skalitur ne hekur e gur...;flamuri ynë eshtë gdhendur e skalitur thellë në zemrat tona,prandaj edhe nuk mund të hiqet kurre,per pa i skuqur zemrat tona.

Po këtë pergjegje ka populli ynë flamurdashes edhe për thirrjen tjetët hiç me pak te poshtër e antishqiptare,pet ta ndryshuar flamurin tonë dhe për t'i shtuar si shtese atij ndonjë simbol jugosllav. Populli ynë i ka të qarta qellimet e erreta dhe teper te rrezikshme që fshihen pas kesaj kerkese shoviniste,sado që në pamje të pare ajo paraqitet si qeshtje jo eshe aq e madhe.

Duke e cilësuar flamurin tonë,si flamur te RPS te Shqipërisë,pra të shtetit te sotem shqiptar dhe jo edhe të gjysmës tjeter te popullit shqiptar,që padrejtësisht është lënë jashtë kufijve të tij, shovinistet jugosllav,duan që fillimisht të sajojnë ndryshime të paqena nemes nesh dhe vëllezërve tanë të një gjuhe dhe te një gjaku në Shqipërinë socialiste,në menyrë që më vonë,të na mohojnë krejtësisht perkatesinë tonë kombëtare shqiptare.

Flamuri kuq e zi nuk është vetem flamur i shqiptareve brenda RPS te Shqipërise,por flamur i të gjithë popullit e kombit shqiptar,i çdo shqiptari kudo që të ndodhet.Flamuri yne i kuq me shqipën dykrenare ka valuar në tokëem arbërore,shumëekohë para copetimit të Atdheut tonë, nga fuqitë imperialiste e çarqet shovini ste fqinje.Këtë flamur e valviti Dede Gjo Luli me trimat e tij në malet e Deçiçit( (që sot është në Malin e Zi),këtë flamur e puthi në Vlorë në Vlorë me sy të perlotur,fatosi yne Isa Boletini,nen këtë flamur luftoi dhe ra heroikisht trimi i maleve,Bajram Curri,me këtë flamur në dorë luftuan Azem Bejta e Shotë Galica,me këtë flamur në ballë luftuan dhe shkruan epopenë e tyre të lavdish me shqiponjat partizane.Për këtë flamur të shtrenjtë treten rininë e tyre neper burgje e çeli bijte më të mire të popullit tonë.Nën këtë flamur populli yne vërshoi në demonstratat e vitit 1968,me ke të flamur në ballë,gjatë pranverës se pë rgjakshme të këtij viti,bijtë dhe bijat e Kosovës heroike u dolën përpara dhe u hapën gjoksin tankeve e mitralozave të armikut ,u përleshën me ta duke kërkuar lirinë dhe të drejtat tona,duke mbrojtur flamurin tonë.

Në flamurin tonë është gjaku,që kanë derdhur brezat në altarin e lirisë,është amaneti i tyre i shenjtë,është fati i brezave që do të vijnë,prandaj nuk lejojme kurrfarë loje me te.Ashtu siç i beri copë-copë sëpatat e Liktorit që fashistet italianë u munduan t'ia shtijnë flamurit tonë,populli ynë nuk do të lejojë askend t'ia prekë flamurin e tij të lavdishem, nuk do të lejojë kurrfarë arnimi te flamurit të tij,kurrfarë shenjë tjeter në fushën e flamurit përveç shqiponjës dykrenore dhe yllit të kuq vezullues.Flamuri ynë nuk është dhe nuk do të jete kurrë flamur i larëm.Flamuri shqiptar ka qenë dhe do të mbetet për jete kuq e zi.

Flamurin tonë e kemi fituar me gjakun tonë,e kemi mbrojtur me gjakun tonë dhe, po të jetë nevoja,jemi gati ta mbrojme përseri me gjakun tonë.

## PERLESHJE NE MES POLICISE SERBE DHE QYTETAREVE NE PODUJEVE

Policia serbe e cila po qëndron në Kosovë,që prej fillimit të pranverës së këtij viti,përveq sjelljeve të saja banditeske ndaj popullit tonë të pafajshëm po bënë në mënyrë të vazhdueshme provokime të shumta,bile duke e sulmuar atë atë edhe fizikisht.Përveq disa rasteve që njihen në të cilat kjo polici,sulmoi familje dhe individ të ndërshem, siç ndodhi në Prekaz,në Prishtinë,Gjakovë etj..Para një kohe u shkaktuan edhe përleshje nëmes pjesëtarëve të kësaj policie dhe një familjeje në Podujevë.

Shefki Hasani,punëtor në Shtëpinë e Kulturës në Podujevë,duke pushuar në Motelin"Besiana",papritur iu ekspozua provokimeve të disa policëve,të cilët poashtu ndodheshin aty.Policët serb tentuan ta rrahin dhe ta arrestojnë Shefkiun,mirëpo ai me shkathtësi dhe forcë i goditi ata dhe arriti që për një kohë ti shpëtojë arrestimit.

Të alarmuar nga ky aksident,patrullat e policëve,të armatosur gjerë në dhëmbë filluan rrugën për në shtëpinë e Shefkiut,në mënyrë që të marrin "hakun".Me këto njësi shkuan edhe vetë komandanti dhe inspektori i policisë.Një lagje e tërë në Podujevë u rrethua nga policët sërbë,kurse disa prej tyre hynë në shtëpinë e Shefkiut.U ngrit në këmbë e gjithë familja:dy vëllezërit,nëna dhe motra eShefkiut.Në përleshje e sipër midis policisë së armatosur dhe familjes duarthatë u lënduan shumë policë e veçanërisht komandanti i tyre i cili u godit për vdekje.Pas gjithë kësaj drame që shkaktuan kgrbat sërbë,familja Hasani u arrestua e tëra.Ky akt i ultë i revotoi pa masë gjithë qytetarët e Podujevës e mbarë Kosovës por njëherit ishte një mësim i mirë,për të gjithë ata që mësyejnë t'i poshtërojnë e robërojnë vatrat shqiptare.

# Dëgjoni RADIO TIRANËN



N E V A L E

| O R A | të mesme (MW) | të shkurtëra (SW) |
|---|---|---|
| 5-7 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 7-8 | 275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 8-12 | 221 m.<br>300 m. | 60 m. |
| 12-18 | 275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 18-20,30 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 20,30-23 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | |

EMISIONI PER SHQIPTARET JASHTE ATDHEUT

N E V A L E

| O R A | të mesme (MW) | të shkurtëra (SW) |
|---|---|---|
| 1-2 | | 31 m.<br>41 m.<br>49 m. |
| 3-4 | | 31 m.<br>41 m.<br>49 m. |
| 7-8 | 247 m. | 49 m. |
| 14-15<br>19-20 | 206 m. | 42 m.<br>42 m.<br>49 m. |

# LAVDI O JU TRIMA, QE RATE PER ATDHE

Ishte fillimi i pranverës së këtij viti,blerimi sapo kishte filluar të mbulojë e hijeshojë natyrën tonE Te bukur. Manushaqet elulekuqet i kishin hapur kurorat e para të luleve kundërmonjëse e bilbili kendoi kengen e parë kushtuar stinës se re qe po vinte.Dukej se acarit të dimrit te fortë po i vinte fundi e zemrat tona të ngroheshin me rrezet e ngrohta të diellit pranveror.

Në këtë prag pranvere,djelmeria kosovare,tok me popullin,ngriti zërin dhe grushtin e vet rinor për të kërkuar kushte me te mira,për të kërkuar e fituar te drejta e liri.Dhe,kush mund ta ndalonte rininë tonë të ngrihet e ta tund"malin që s'bezante"?Kush mund ta ndalonte vrullin revolucionar të rinisë sonë që te marshonte para bajonatave e mitrolozave,para tankeve e nën kërcnimin e avioneve gjuajtës luftarak,te marshonte qyteteve e fshatrave tona?Askush!Aq sa mund te ndalohej pranvera e sivjeme të mos vijë,aq mund te ndalohej rinia e jone të mos defiloje ne realizimin e kërkesave te veta të drejta dhe të shpreh revoltën që i vlon në gji.

Mbi rininë dhe popullin tonë u përplasen dallgë te egra shoviniste,u ngrite një ferfellezë e forte e cila solli dhjetra mijëra policë e ushtarë të huaj te armatosur deri në dhëmb,solli mijëra tanke e avione.Kjo fërfelleze deshi të shkatërrojë çdo gjë shqiptare,para së gjithash shpirtin dhe zemrat e zjarrta patriote e revolucionare të rinisë sonë.

Rinia e kuqe e Kosovës kreshnike ia hapi gjoksin furtunës shoviniste,dallgëve e zjarreve që ngritën katilet e Beogradit,Nishit,Kralevës,Shkupit e Titogradit... Ajo u hodh e para në kërkesa dhe në revolte ,ajo u hodh e para dhe ne zjarrin e luftes per mbrojtjen e vatrave te veta.

Rinia revolucionare e Kosovës edhe kesaj radhe nuk i duroi hordhitë shoviniste,te marrin nëpër këmbë nderin nderin dhe dinjitetin kombetar,të shkelin në vatrat tona dhe te ç'nderojnë motrat dhe nënat tona.Ajo u prek në sedër nga veprimi i poshtër dhe i pabesë i qetnikeve te Beogradit në konviktet e studenteve me 26 mars.Ajo u përlesh fytyfyt me komandosët speciale të policisë së huaj,te ardhur ketu për te shfryre dufin prej shovinisteve të pashiçeve,mihajllovicëve e herleviçeve mbi popullin tonë të pafajshëm.Nga kjo përleshje me hienat shoviniste,te cilet bënë terror të zi,masakrim e persekutim në masë,u plagosen,u vranë e u burgosën mijëra të rinjë kosovarë,lulja e rinisë sonë heroike.

Nga terrori i zi vdiqët ju,o trima.Ju që dhatë jetën për t'e drejta e liri,populli nuk do t'iu harroj kurrë.Ju nuk e gëzuat edhe këtë pranverë të mbushur me plot ngjarje e me plot vlome revolucionare.

Ju,dëshmorë,rate nëfushën e nderit,aty ku ju ftoi atdheu.Ju ratë duke uperleshur me policë te shumtë,me bajonetat bombat helmuese e automatikët e tyre.Ju ratë duke u përleshur me ushtarë te huaj,me tannksat e mitralozet e tyre.

Ju,o trima,ishit të parët që i dolët zot atdheut,ishit të parët që i dolët zot vatrave shqiptare,motrave e nënave shqiptare.Ju,me guxim e vetëmohim të pashoq luftuat që aizma e rëndë shoviniste kurrë të mos shkel mbi nderin tonë,që zingjiret e uturimat te mos hyjnë kurrë që t'i shkelin zemrat tona,shpirtin tonë.

Ju,vëllezër e motra të rënë,ishit të ndërgjegjshëm për sakrificën që bëtë,dhe ia falët atdheut jetën tuaj të re.Për atdheun e popullin ju flijuat jetën tuaj ende të pashijuar,trupin tuaj ende të njomë.Dhe populli kurrë nuk do të ju harrojë,Ai,Për ju do të thurrë këngë,do të ju ngrejë lavdi.

Ju,shqiponja të lirisë,nuk keni vdekur.Në shpirtin dhe zemrën e popullit to në martir do të qenroni përgjithmonë.

Ju,trima të vatanit do të radhiteni ,



në listën e gjatë të dëshmorëve të popullit, duke gëzuar kështu kurdohere respektin e thellë të këtij populli që ju lindi e ju rriti.Populli kurrë nuk do të shkelë mbi gjakun tuaj të shtrenjt.Ai mbi gjakun tuaj do të ndërtojë kalanë e madhe të lirisë.Gjakun tuaj të shtrenjtë do ta marrë populli,hakun tuaj do ta paguaj shtrenjtë armiku gjakatar e i pabesë.Mbi gjakun tuaj tani po shkel vetëm një grusht i vogël tradhetaresh e shërbëtoresh të të huajve,të cilëve nder deje u rrjedh gjak i fëlliqur dhe qelb tradhëtari.Qelbaniket janë ata që do të marrin mallkimin e popullit e të atdheut,janë ata të cilëve populli u fal vetëm një gjë-plumbin.

Është turp i madh përpara popullit e atdheut,te jesh tradhtar!

Ju,martirët e lirisë,na mësuat si jetohet e si vdiset.Na mesuat si mbrohet atdheu,si mbrohet nderi dhe dinjiteti kombëtar.Ju ngjallët epopetë e lavdishme të Mic Sokolit,Selam Salarisë,Mujo Ulqinakut,Vasil Laçit,Koci Bakos,Mine Pezës,Vojo Kushit e të shumë dëshmorëve të tjerë,të cilët uperleshën me milicet e ushtarët e huaj fyt me fyt,e kapën topin nga gryka e u gjuajtën mbi tankset armike...

Ju sokolat e atdheut,u frymëzuat nga heroizmi i dëshmorëve e heronjeve të popullit,u frymëzuat nga leuta,Skenderbeu,Abdyl Frasheri,Ismail Qemali,Idriz Seferi,Avni Rrustemi,Bajram Curri,Asim Vokshi,Ibe Palikuqi,Bardhok Biba e te tjere, te cilet ju mesuan te rroni por edhe te vdisni me ndere,kur kete e kerkon atdheu; sepse siç thotë edhe kenga popullore:"se shqiptari dy gezime ka:nje kur lind,nje ne lufte me ra".

Ju o trima i treguat edhe nje here armikut,sa e forte eshte fuqia e popullit.Se sado te veshur e te pajisur me armatime të jenearmiqte,para fuqise se popullit nuk jane gje tjeter,pos hijena te destinuara per deshtim te turpshem.Populli,armikut e tradhetarit i kerkon lulen e ballit, i jep plumbin kokes.Keshtu ndodhi ne Prekaz te Drenices,ku u ngjall epopeja e Azem e Shote Galices,e Ahmet Delise e Qorr Ilazit.Kriminelet e Beogradit,me tere ato tanke e helikopter,me mitraloza e veshje speciale u kthyen me turp nga ofenziva e tyre "madheshtore" kunder nje familje te nderes hme e patriote.Dhjetra police,prej mese 700 sish,nuk u kthyen me kurre ne kampet e tyre,qe koheve te fundit kane mbire ne Kosove kudo,si kepurdhat pas shiut.

Po,djemte e Vatanit edhe kete here i treguan armiqeve se shqiptari,nuk duron t'i merret neper kembe nderi dhe dinjiteti.Ju,i treguat qetnikeve se shqiptari duron shume,por kur zemrohet shqiptari,merr flake e zjarr edhe stralli.

Edhe ju o vellezer kurbetgjinj,nuk qendruat indiferentr ndaj ngjarjeve te Kosoves.Ju kerkuat te ktheheni ne familjet tuaja,t'u qendronit femijeve prane ne ato dite te stuhishme.Ju erdhet nga kurbeti , dhe kur erdhet te pragu i shtepise,hienat fashiste ju urdheruan te ktheheshit prapa. Ju qendruat me dite e nete te tera neper stacionet e policise,neper stacionet e autobuseve e te hekurudhave.Ne ditet e netet e gjata,kur Kosoven e kishte perfshire gjema e kur armiku kishte vene oren policore,ju nuk kishit se si t'i bindeshit urdherit "stoj"te shovinisteve.Ne pragun e shtepive tuaja,ju gjetet vdekjen pa i pare edhe nje here voglushet,te cilet si zogjte e shqiponjes ne çerdhe,kerkonin mbrojtje nga gjarperi helmues.Mbi ju rane breshëri automatikesh,mbi ju,ra helmi i gjarperit shivinist serbomadh.

Rruget e qyteteve e te fshatrave tona u skuqen edhe nje here me gjakun e bijeve me te mire te kesaj toke,u vaditen me gjakun e bijeve me te shtrenjte,me gjakun me te ri.

Gjaku juaj i paster o shoke deshmor siç thote kenga popullore,"ra ne toke me mbi perseri".

O shokë,mbi varret tuaja ende te shkrifte,keto dite ra bora e pare.Varret tuaja i mbuloi kjo bore,por ato nuk do t'i harroje kurre populli.Verret tuaja do te mushen me lule.Prane tyre me grushtin larte,rinia dhe populli yne do te betohen "Ja vdekje,ja liri".Varret tuaja si edhe deri me tani,bashke me gjelbrimin e boren do t'i mbuloi edhe kujtimi i perhershem i popullit.

me gjelbrimin e boren do t'i mbuloje e dhe kujtimi i perjetshem i popullit.

Pushoni,o shoke,pushoni te qete,se rate me ndere.Pushoni te qete se hakun do t'ua marre populli.Çeshtja per te cilen rate,ju shoke te dashur eshte e drejte dhe patjeter do te triumfoje.Rrugen qe filluat ju ne do tavazhdojme.Prandaj pushoni,se nuk keni vdekur,ne zemrat tona do të jetoni gjithmone.

Lavdi more trima,qe rate per atdhe!

# KONGRESI I FITOREVE

Në një atmosferë të zjarrtë revolucionare e festive,nga 1 gjer më 7 Nentor, në Tiranë,zhvilloi punimet me sukses të plotë Kongresi i 8-të i Partisë së Punës të Shqipërisë.Ky Kongres u mbajt në jubileun e lavdishem të 40-vjetorit të lindjes së Partisë dhe bashkë me të për bejnë dy ngjarje të medha historike,për popullin shqiptar dhe për Partinë e saj heroike te Punës.

Dyzet vjet jete të PPSH janë dyzet vjet luftërsh e fitoresh të parreshtura të Shqipërisë,nën udhëheqjen e Partisë dhe shokut Enver Hoxha,në luftën Nacionalçlirimtare,në revolucionin socialist,ndertimin e një jete të lumtur socialiste,në mbrojtjen e pashembullt të marksizem-leninizmit fitimtar nga sulmet e poshtra qe i kanë bërë e i bëjnë atij forcat e errëta imperialiste e revizioniste ne botë dhe në forcimin e vazhdueshëm t pavarësisë e të sovranitetit të Shqipërisë socialiste dhe aftësive të saj mbrojtese.

Raportet që ka mbajtur në tetë Kongreset udheheqësi i lavdishëm i Partisë dhe i popullit shqiptar,shoku Enver Hoxha janë një sintezë e gjallë shkencore marksiste-leniniste e gjithë këtyre luftërave heroike dhe e fitoreve madhështore që gezon sot Shqipëria socialiste.

Ne Kongresin e 8-të të Partisë dhe në jubileun e saj të madh,klasa punëtorenë Shqipëri,fshatarësia kooperativiste,intelegjencia dhe gjithë punonjësit,erdhën duarplote dhe ballë lartë ,me fitore e reja madheshtore ne të gjitha fushat. Megjithë veshtiresitë e papritura që shkaktoi termeti i 15 Prillit 1979 megjithe bllokadën e egër imperialisto-revizioniste dhe krizën e papare ekonomike që ka mberthyer botën përreth saj,Shqipëria socialiste me forcat e veta materiale e njerezore realizoi plotësisht objektivat themelore,të përcaktuara në kongresin e 7-të historik të PPSH për zhvillimin e ekonomisë dhe kulturës.

Raporti që mbajti Sekretari i Parë i KQ të PPSH,shoku Enver Hoxha në Kongres përbënë një sintezë dhe bilans të fitoreve te arritura në Shqipëri dhe njëkohesisht një program madheshtor pune e lufte ,për të ardhmen akoma më të lumtur te Shqipërisë socialiste.

Ne kohen kur gjithë boten kapitalisto revizioniste e ka mberthyer kriza e gjithanshme ekonomike e politike e manifestuar me plagë të pasherueshme,që jane bërë bashkeudhëtare të paevitueshme te së të sistemit kapitalisto-revizionist gjer në vdekje,Shqipëria socialiste e Enver Hoxhes marshon e sigurt nga fitorja në fitore drejt majave më të larta në rrugën socialiste;me një ekonomi stabile dhe të fortë,komplekse pa kriza,pa rënie prodhimi,pa borxhe të jashtme e të brendshme,pa ngritje çmimesh e papunesi, me një kulturë kombëtare e të pastër e të pasur dhe me një gjendje të shëndoshë pooitike.Në unitet me të fuqishëm se kurrë rreth Partisë dhe KQ të saj me shokun Enver Hoxha ne krye,masat punonjese jane gati të realizojnë një për një të gjitha objektivat,që përcaktoi Kongresi i 8-te,si për zhvillimin e ekonomisë e të kultures ashtu edhe në përqaditjen e gadishmerinë e vazhdueshme për t'i derdhur plumba në gojë,kujtdo që guxon të prek sadopak Shqipërinë e kuqe të Partisë së lavdishme të punes e të popullit ushtar.

Direktivat që miratoi Kongresi për planin e 7-të pesvjeçar të zhvillimit të ekonomisë e të kulturës,përbejnë një program tëe madh lufte e pune për gjithë masat punonjëse në Shqipëri i cili do të çojë akoma më lartë Shqipërinë,kësaj radhe të mbështetur plotësisht dhe vetëm në forcat e veta,pa asnjë ndihmë e kredi nga jashtë.Garanci e sigurtë e këtij plani pesvjeçar,e realizimit të tij i cili benë sa katër pesvjeçar të marrë së bashku (1951-1971) është vija e drejtë marksiste-leniniste,baza materiale e teknike që ka sot Shqipëria,mobilizimi revolucionar dhe vendosmëria e tyre për t'i bërë realitet këto patjetër këto objektiva.

Në raportin e KQ dhe në diskutimet që u zhvilluan në Kongres,iu bë një analizë politikës së jashtme që ka zbatuar Partia dhe shteti shqiptar si dhe u për caktua ajo për periudhen e ardhshme.

Shqipëria Socialiste ndjek një politikë të jashtme e të brendshme parimore , pa luhatje dhe thellesisht marksiste-leniniste.Shqipëria nuk është,nuk ka qenë dhe nuk do të jetë kurrë e izoluar nga bota,siçmundohen të trillojnë armiqtë e saj,armiqtë e socializmit e të marksizem-leninizmit.Shqipëria sot ka lidhje diplomatike,tregtare e kulturore me afro 100 vende të botës.Shqipëria Socialiste ka sot miq të shumtë në të gjitha kontinentet e rruzullit tokesor dhe numri i tyre po shtohet vazhdimisht.Presigji i saj sot është më i lartëse kurrë me parë dhe është në ngritje të vazhdueshme. Shqipërinë e duan dhe e respektojnë të gjitha vendet dhe shtetet perparimtare, proletariati ndërkombëtar dhe popujt e botës,partitë e vërtata marksiste-leniniste dhe njerezit perparimtar e revolucionar kudo në botë.

Kongresi i 8-të i Partisë,ka edhe një rëndesi të madhe ndërkombëtare për zhvillimin e lëvizjes marksiste-leniniste dhe forcimin e unitetit të saj internacionalist.E izoluar,siç ka thënë shoku Enver Hoxha:"me vetedije Shqipëria është vetem nga ata imperialistë,fashist e revizionistë që bëjnë çdo përpjekje për ta mbytur zërin e saj,për ta zhdukur edhe socializmin e vërtetë."

Në Kongres u tha edhe një herë çartë se Shqipëria dëshiron të ketë lidhje e marëdhënje të mira,me të gjitha ato vende që ia duan të mirën asaj dhe kanë një qëndrim korekt në këto marë-dhënje.Nga këto parime Shqipëria është udhëhequr edhe në marëdhenjet me Jugosllavinë.Por udhëheqja jugosllave siçpo duket e shtrenguar nga klani sërbomadh,që shumë nga frenjtë e qerres udhëheqëse jugosllave,i ka futur në dorë,në përpjekje Per të gjetur një fajtor të paqenë ,jashtë Jugosllavisë,Pëer gjendjen serioze të krijuar në Kosovë,akuzuan Shqipërinë për gjoja ndërhyrje në punë të mbrendshme të Jugosllavisë,për nxitjen e demonstratave masive ne Kosovë etj.,etj.Shqipëria dhe Partia e Punës në fakt,në rrugë marksiste-leniniste dhe në përputhje me normat ndërkombetare,si ne të kaluaren edhe sot mbrojnë të drejtat e ligjshme të popullit shqiptar ne Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi, të cilat na jane mohuar e mbytur ne gjak nga udhëheqja jugosllave në përgjithësi dhe nga kreret serbomdhenj ne veçanti. Qendrimi ne Kongres i problemit të Kosoves dhe veçanerisht fjala e shokut Enver Hoxha,paten jehonë në çdo vatër shqiptare në Jugosllavi dhe erdhi si një valë e ngrohte,në këtë acar terrori fashist te vendosur mbi popullin tonë martir. N ga ana tjetër klika sërbomadhe e Beogradit,Në shqetësim të ethshëm vuri në lëvizje forcat fashiste dhe u ngut ta quaj të "papranueshem"kete qendrim e te vazhdoje avazin e vjeter të akuzave kundër Shqipërise,gati se s'po fajsohet vet Enver Hoxha për organizimin e protestes që u bë këto dite në Qendren e studenteve në Prishtinë.

Kongresi i 8-të i PPSH,analizoi situatat nderkombetare dhe zhvillimin e sotëm botëror,luftën e imperializmit e te socialimperializmit persundim boteror,të borgjezisë,revizionizmit e te reaksionit nderkombëtar,për të mbajtur në shtypje e shfrytezim proletariatin dhe popujt dhe nga ana tjetër e proletariatit nderkombetar dhe partive të tij marksiste-leniniste si dhe popujve për çlirim kombetar e shoqëror,nga shtypësit e egër.PPSH,duke i mbetur besnike gjithmone parimeve marksiste-leniniste percaktoi ne kete Kongres detyrat e saj dhe të RPS të Shqipëri së në luftën konsekuente kundër imperializmit me atë amerikan në krye socialimperializmit sovjetik,kunder shtypjes kombetare e racizmit si dhe ne luften e pameshirshme për demaskimin e te gjitha variantevë te revizionizmit.

Si Raporti që mbajti shoku Enver Hoxha ashtu edhe të gjitha dokumentet tjera te Kongresit,shprehin vazhdimin konsekuent te vijes marksiste-leniniste te PPSH ne kushtet aktuale të mbrendshme e të jashtme.Kongresi vertetoi edhe nje here vendosmerinë e PPSH per t'i qendruar besnike marksizem-leninizmit dhe internacionalizmi proletar,pa marre parasysh as shantazhet e presionet dhe as lajkat e buzeqeshjet hipokrite të imperializmit e te socialimperializmit.Populli shqiptar i madh e i vogel,nen udhëeheqjen e Partise se tij te lavdishme,ne njeren dore kazmen dhe ne tjetren pushken,nderton i sigurte shoqerinë e re socialiste dhe gjithnje me vigjilencë eshte i gatshem t'i mbroje nga çdo sulm,ngado që ti vije,fitoret e tij, atdheun e tij të dashur socialist.Partia heroike e Punes e Shqiperise,asnjehere nuk është perulur para asnje force dhe kurrë,nuk do te perulet e nenshtrohet para askujt.

Kongresi i 8-të i PPSH ishte nje manifestim i unitetit që ekziston,ne radhet e Partise dhe te të gjithe popullit rreth saj.Shprehje konkrete e këtij uniteti dhe entusiazmi e atmosferes që pershkoi sallën gjatë gjithë Kongresit,eshte mobilizimi i klases punetore,i fshatarësise kooperativiste dhe intelegjencies popullore si dhe si dhe gjithe popullit,te cilet janë të gatshem,që me guxim dhe heroizem revolucionar,te bejne realitet me forcat dhe mundesitë e veta,gjithë objektivat që parashtroi Kongresi historik i Partise socialiste të Punes,teçoje perpara zhvillimin ekonomik dhe shoqëror të Shqiperise socialiste.

# SHOKU ENVER HOXHA PER KOSOVEN

## PJESE NGA FJALA E MBAJTUR NE KONGRESIN E 8-të TE PPSH



*SHOKU ENVER HOXHA DHE VASIL SHANTO PAK DITE PAS THEMELIMIT TE PARTISE*

Në marrëdhëniet tona me Jugosllavinë ne jemi nisur e nisemi nga fakti se popujt tanë jetojnë prej shekujsh njëri pranë tjetrit se fatet historike shpesh kanë qenë të përbashkëta se kur pushtuesit e huaj kanë sulmuar njërin nuk e kanë kursyer as tjetrin.Këto na kanë bërë e na bëjnë që me Jugosllavinë,pavarësisht nga kontradiktat ideologjike e politike që kanë ekzistuar dhe ekzistojnë ndërmjet dy vendevee që tash më janë të njohura botërisht,pavarësisht nga polemika ideologjike që është zhvilluar e zhvillohet nga te dy palët,të kërkojmë gjithnje te rrojmë në paqe e në fqinjësi të mirë pa ndërhyrë në punet e brendshme të njëri-tjetrit dhe duke respektuar të drejtat e secilit.

Politika e Shqipërisë Socialiste ndaj Jugosllavisë ka qenë kurdoherë konstante,e pandryshuar në bazat dhe perimet e saj.Ne qoftë se në marrëdheniet shqiptaro-jugosllave ka pasur ulje e ngritje,përmirësime e acarime,kjo ka ndodhur jo për fajin tone,por për fajin e qarqeve drejtuese jugosllave. Edhe keqësimi i tanishëm në marrëdheniet midis RPS të Shqipërisë dhe RSF të Jugosllavisë eshtë pasojë e veprimeve shoviniste të autoriteteve te Beogradit ndaj popullsisë së Kosovës dhe e nxitjes nga ana e tyre të nje fushate tere arëmiqësore kunder vendit tonë

Për sa i përket Republikes Popullore Socialiste te Shqipërisë qëndrimet dhe sjellja e jugosllaveve ndaj saj nuk do ta lëkundin atë nga parimet,nuk do ta bejnë të ndryshojë rruge.Ajo dëshiron që marrëdheniet shtetërore në fusha të ndryshme ndermjet dy vendeve të zhvillohen normalisht.Por kjo do të varet nga qendrimi i Jugosllavisë ndaj Shqipërisë Socialiste dhe nga trajtimi që do t'u behet shqiptarëve tëKosovës e te viseve te tjera në Jugosllavi.

Problemi i shqiptarëve që jetojnë në tokat e tyre në Jugosllavi,nuk është problem i një"minoriteti",i ardhur apo i vendosur diku në një zonë "vakuum"si emigracion ekonomik,as i shkaktuar nga dyndja e Perandorisë Osmane dhe as nga rritja e natyrshme demografike e shqiptarëve që i shqetëson Maltusët e rinj serbomdhenj.Shqiptarët në Jugosllavi përbëjnë një etni,një popull të formuar në shekuj,që ka historinë,gjuhen,kulturën e vet,një popull autokton, të cilin,siç dihet,e copëtuan dhe e shkëputën nga mëmëdheu i vetfuqitë e mëdha imperialiste dhe ia aneksuan Jugosllavisë.Këtë askush nuk mund ta fshehë.Çdo interpretim tjetër është arbitrar,është një falsifikim i rëndë e i dëmshëm i historisë.

Mëmëdheun e etnisë shqiptare populli shqiptar nuk ua la as pushtuesve fashistë, as kurrkujt tjetër që ta përcaktonte. Shqiptarët kanë luftuar pa pushim e në shekuj kundër armiqve të egër e shumë më të mëdhenj në numër për të mbrojtur identitetin kombëtar dhe vetë ekzistencën e tyre. Në të gjitha këto luftëra, si në humbje dhe në fitore, në vitet e gjata të robërisë, në tërë historinë e tij, populli shqiptar nuk i humbi asnjëherë vetëqenien dhe vetëdijen e tij kombëtare, kompaktësinë dhe unitetin e tij. Në çdo rrethanë ai i ka manifestuar ato me një vitalitet të jashtëzakonshëm e shembullor.

Perandoritë dhe fuqitë e mëdha nuk e zhdukën dot etninë kompakte të shqiptarëve, as nuk mundën ta asimilonin, t'i ndërronin kulturën, gjuhën, doket dhe zakonet. Këtë e vërteton vetë ekzistenca e popullit shqiptar. Historia tregon se, pa asnjë përkrahje nga fuqi të huaja, të cilat i ka pasur kurdoherë kundër, ai ka luftuar me sukses për lirinë e kombit dhe për kompaktësinë e tij, për mbrojtjen e pavarësisë si shtet sovran, të kulturës së tij dhe të të drejtave të veta të natyrshme e të ligjshme. Kurdoherë vetëm lufta dhe gjaku i tij i derdhur kanë bërë që të arrihej fitorja.

Në Luftën e Dytë Botërore populli shqiptar dhe popujt e Jugosllavisë luftuan së toku e në aleancë të ngushtë armësh kundër pushtuesve fashistë italianë e gjermanë. Edhe shqiptarët që jetonin në Jugosllavi, luftuan me heroizëm tok me ne dhe me të gjithë popujt e Jugosllavisë kundër të njëjtëve armiq. Jo vetëm luftuan së toku, por Ushtria jonë Nacionalçlirimtare u shkoi në ndihmë partizanëve jugosllavë e vëllezërve kosovarë dhe në tokat e tyre derdhi gjakun e bijve e të bijave të popullit shqiptar. Ne vepruam siç na mësonte Partia Komuniste e Shqipërisë, me ndërgjegje e me frymë të lartë internacionaliste. Ne mendonim se kështu do të fitohej liria nga popujt e të dy vendeve tona, do të zhdukej robëria dhe do të ndreqeshin gabimet tragjike të historisë së kaluar. Ne besonim se pas fitores çdo gjë do të zgjidhej në rrugën marksiste-leniniste. Garanci për këtë ishin partitë komuniste që udhëhiqnin Luftën Nacionalçlirimtare në të dy vendet. Por bindja jonë te «komunizmi dhe internacionalizmi» i udhëheqësve jugosllavë, besimi te fjalët e tyre nuk u vërtetuan. Në fakt, udhëheqja e Partisë Komuniste të Jugosllavisë nuk e shikoi kurrë drejt e në rrugë marksiste-leniniste çështjen e së ardhmes së shqiptarëve në Jugosllavi, prandaj edhe do ta zgjidhte, siç e zgjidhi gabim e shtrembër, në rrugë nacionaliste e shoviniste, plotësisht antimarksiste.

Zgjidhja e gabuar e kësaj çështjeje të madhe e parimore filloi që në mbledhjen e dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Jugosllavisë, mbajtur në Jajce në nëntor të vitit 1943, ku viset shqiptare në Jugosllavi u përdorën si një mjet për të rregulluar përmasat tokësore e të popullsisë së republikave të Federatës, veçanërisht te Serbisë, të Maqedonisë dhe të Malit të Zi. E ardhmja e shqiptarëve të Jugosllavisë u vendos a priori nga lart, pa aprovimin dhe vetëvendosjen e popullit shqiptar të Kosovës dhe të viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi dhe pa as më të voglin konsultim me aleaten e popujve të Jugosllavisë, e interesuar drejtpërsëdrejti në këtë çështje, Shqipërinë popullore. Udhëheqja e Partisë Komuniste të Jugosllavisë, në kundërshtim me «politikën e barazisë nacionale» të shpallur në mbledhjen e dytë të AVNOJ-it, shkeli pa të drejtë vullnetin e shqiptarëve në Jugosllavi, të shprehur në mbledhjen themelvënëse të Konferencës së Parë të Këshillit Nacionalçlirimtar për Kosovën dhe Metohinë, mbajtur në Bujan më 31 dhjetor 1943 deri më 2 janar 1944, që ishte në përputhje të plotë me të drejtën e «vetëvendosjes deri në shkëputje» të popujve që përbënin Jugosllavinë dhe që ishte përcaktuar në dokumentet themelore të Partisë Komuniste e të Lëvizjes Nacionalçlirimtare Jugosllave.

Për sa i përket konsultimit me Shqipërinë popullore për zgjidhjen e këtij problemi historik, udhëheqja jugosllave e quante a priori të panevojshëm. Ajo ishte kundër një konsultimi të tillë, pse e dinte që një diskutim parimor, marksist-leninist e miqësor ndërmjet udhëheqjeve të të dy vendeve tona, duke marrë parasysh edhe vullnetin e lirë të shqiptarëve që banonin në trojet e tyre në Jugosllavi, do të çonte në një zgjidhje të drejtë dhe jo shovinisto-arbitrare e nacionaliste, si ajo që ndërmori udhëheqja jugosllave.

Pas luftës, në vitin 1946, një delegacion i vendit tonë, që kryesoja unë, bëri vizitën e parë zyrtare në Jugosllavi. Në bisedimet që u zhvilluan me këtë rast me Titon, ky kërkoi të dinte se ç'mendoja unë për zgjidhjen e çështjes së Kosovës dhe të viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi. Unë i shpreha mendimin e palës shqiptare se Kosova dhe viset e tjera të banuara nga shqiptarët i përkasin Shqipërisë dhe duhet t'i kthehen kësaj. Shqiptarët luftuan që të ketë një Shqipëri të lirë e sovrane, së cilës tani duhet t'i bashkohen edhe viset shqiptare të Jugosllavisë. Presidenti Tito u përgjigj: «Jam dakord me pikëpamjen tuaj, por tash për tash nuk mund ta bëjmë dot këtë gjë, sepse serbët nuk do të na kuptojnë». Ky premtim zyrtar i Titos për këtë problem të madh e parimor nuk u shoqërua me asnjë veprim të mëtejshëm nga ana e jugosllavëve. Çdo gjë ishte mashtrim nga ana e tyre.

Në zgjidhjen e gabuar në Jajce, në copëtimin e tokave shqiptare dhe në mohimin e shprehjes së vullnetit të lirë të shqiptarëve qëndron gabimi themelor, me karakter nacionalist e shovinist, i udhëheqjes jugosllave që u pasua nga gabime të tjera po aq të rënda në lidhje me të drejtat e ligjshme e të natyrshme të shqiptarëve, të cilët akuzohen tani nga serbomëdhenjtë si «shovinistë», «nacionalistë» e «irredentistë». Në këtë zgjidhje shumë të gabuar dhe antileniniste të çështjes nacionale në Jugosllavi dhe sidomos të entitetit shqiptar prej afro 2 milionë banorësh, gati sa gjithë popullsia e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë, e kanë burimin ngjarjet e kohëve të fundit në Kosovë dhe në viset e tjera shqiptare në Jugosllavi.

Shovinizmi serb, malazez e ai maqedonas, që në fillim ndoqi ndaj shqiptarëve një politikë nacionaliste të egër, shtypëse e diskriminuese, në të gjitha drejtimet, në arsim, në kulturë, në ekonomi etj.

Edhe në periudhën kur ndërmjet vendit tonë e Jugosllavisë dhe të dy partive kishte marrëdhënie të mira, problemi i shqiptarëve në Jugosllavi ishte një «gjyle hekuri» në këmbët e jugosllavëve. Kërkesat e pakënaqësitë e shqiptarëve as nuk shqyrtoheshin, as nuk zgjidheshin politikisht në rrugën e mirëkuptimit, por me dhunë, me masa të egra administrative. Shqiptarët akuzoheshin për nacionalizëm dhe kjo bëhej për të fshehur shovinizmin dhe nacionalizmin serb. Asgjë nuk mund t'i mbulojë e t'i justifikojë raprezaljet e përgjakshme kundër shqiptarëve më 1945, më 1968 e përsëri më 1981, diskriminimin e tyre, lënien në varfëri, shtypjen nacionale, mohimet e dallimet e mëdha në fushën e arsimit dhe të kulturës. Rënia në fatkeqësi e grupit serbomadh të Rankoviçit, në vitin 1966, e më vonë e grupit tjetër serbomadh të Nikeziçit, shënojnë periudhën e demagogjisë politike të titistëve ndaj Kosovës dhe kosovarëve. Nevoja për balancimin e forcave të ndryshme brenda Federatës, çoi në njëfarë rishikimi formal të statusit të Kosovës, e cila nga krahinë e thjeshtë e Serbisë, u emërtua krahinë «autonome» e saj.

Me dashje ose pa dashje të serbëve, kjo situatë e re u dha mundësi shqiptarëve në Jugosllavi, dhe sidomos kosovarëve, të zgjeronin arsimin, të ngrinin Universitetin e Prishtinës, të zhvillonin kulturën, të mësonin historinë e popullit të tyre, të vendosnin kontakte dhe marrëdhënie arsimore-kulturore dhe ekonomike me Shqipërinë, në bazë të ligjeve të Federatës dhe të marrëveshjeve zyrtare midis RPSSH dhe RFSJ. Por baza ekonomike e Krahinës Autonome Socialiste të Kosovës mbeti përsëri shumë e dobët, u la pas dore. Pasuritë e saj përsëri u shfrytëzuan pa skrupull nga republikat e tjera të Federatës, sidomos nga Serbia. Të gjitha «zgjidhjet» që u paraqitën me bujë të madhe gjatë kësaj periudhe ishin të shpëlara, koniunkturale e të dobishme për Beogradin dhe Shkupin. Sipas rastit, pa u thënë haptazi, ato konsideroheshin ose si «lëshime oportuniste të Titos», siç ndodhte me serbët, ose si «fitore të arritura në sajë të Titos», siç trumbetoheshin nga udhëheqës shqiptarë të Krahinës Autonome Socialiste të Kosovës. Ndërsa masat e shqiptarëve nuk patën shumë iluzione, pasi ajo çka u jepej ishte një gjë fare e vogël përpara të drejtave të mëdha që u ishin mohuar e rrëmbyer.

Ngjarjet që kanë ndodhur pas vdekjes së Titos, kanë treguar se sa gabim e në ç'rrugë antimarksiste ishte zgjidhur çështja nacionale në Jugosllavi dhe veçanërisht çështja e shqiptarëve. Kërkesave të tyre të ligjshme brenda Kushtetutës iu dha një grusht i rëndë dhe i përgjakshëm nga ana e udhëheqjes shoviniste serbe dhe e të gjithë udhëheqjes jugosllave pas demonstratave që u bënë në Kosovë, në mars e prill të këtij viti. Tani, më shumë se kurdoherë tjetër, mbi kosovarët dhe mbi gjithë shqiptarët në Jugosllavi përveç gjendjes ekonomike të mjeruar, rëndon edhe shtypja e egër nacionale. Mbi ta është vendosur ligji i terrorit, është derdhur policia dhe ushtria serbe, burgjet janë mbushur plot me të rinj e të reja. Masat që janë marrë e po merren, shkojnë jo vetëm drejt zhdukjes së çdo të drejte të ligjshme e të atyre pak përfitimeve që u dukën në zhvillimin e arsimit e të kulturës, por edhe drejt shkombëtarizimit të shqiptarëve në Jugosllavi. Dhe kjo bëhet nga ata që pretendojnë se respektojnë dokumentet e Konferencës së Helsinkit mbi liritë e të drejtat e njeriut. Opinioni botëror duhet të mos qëndrojë indiferent, por të alarmohet për këtë gjendje dramatike të popullsisë shqiptare në Jugosllavi.

C'kërkuan, në fund të fundit, shqiptarët në demonstratat masive që u zhvilluan në qytete e fshatra të ndryshme në Kosovë?

Shqiptarët në Jugosllavi më se një herë, me demonstrata paqësore dhe pa demonstrata, kanë kërkuar që gjendja e tyre kushtetuese, ekonomike dhe social-kulturore të ndreqej, të vihej në rrugë të drejtë brenda ligjeve të Federatës, ata kërkuan të kenë statusin e Republikës brenda RFSJ. Ata nuk kërkuan as shkëputjen nga Federata, as bashkimin me Shqipërinë. Por kërkesave të drejta e të ligjshme të studentëve, punëtorëve, fshatarëve e intelektualëve kosovarë as ua vuri veshin kush. Jo vetëm kaq, por ata, si edhe herë të tjera kur kanë paraqitur kërkesa të tilla të ligjshme e të drejta, u cilësuan si nacionalistë, u persekutuan dhe u mbytën në gjak.

Por a mund të zgjidhen kështu këto probleme në kohën tonë? Kurrsesi. Është e pamundur të mbahet në varfëri e në mjerim një popull, toka e të cilit është e begatë dhe grabitet nga të tjerët. Është e pamundur të mbash nën frikën e tankeve e të bajonetave një popull trim si shqiptarët. Është e pamundur ta shtrembërosh ose ta zhdukësh historinë dhe kulturën e tij të lashtë. Është e pamundur t'ia zhdukësh ndjenjën patriotike dhe dashurinë për mëmëdheun.

Po të ecet në rrugën që ka zgjedhur dhe po ndjek udhëheqja e sotme jugosllave, kundërshtimet e shqiptarëve do të vazhdojnë, do të rriten dhe do të acarohen akoma më shumë. Vetëm një zgjidhje e menduar mirë e çështjes nacionale, pa pasione nga të dy palët, një zgjidhje që të pranohet e të aprovohet nga populli i Kosovës, e likuidon këtë situatë shumë të ndërlikuar, të cilën e kanë krijuar jo kosovarët, por shovinizmi serbomadh. Kosovarët dhanë zgjidhjen më të drejtë e më të përshtatshme në këto situata të vështira për Jugosllavinë dhe për veten e tyre. Kërkesa për t'i njohur Kosovës statusin e Republikës brenda Federatës është një kërkesë e drejtë, ajo nuk e cenon ekzistencën e Federatës. Krerët serbë e jugosllavë, në vend që të arsyetonin, dërguan

tanket, gjakosën popullin dhe tash po zhvillojnë në shkallë të gjerë të famshmin diferencim, domethënë hetimin policor: kush ishte pro e kush kundër demonstratave. Kjo mënyrë veprimi, më parë me terror, pastaj gjoja me «diferencim», do të thotë të përpiqesh të frikësosh masat, që nuk frikësohen, të zhdukësh patriotizmin, që nuk zhduket, të kesh iluzionin se ke qetësuar gjendjen, por ke ngjallur mërinë dhe zemërimin, të mendosh se ke sjellë «njerëz te besuar» në pushtet, të cilin e ke spastruar nga «nacionalistët» etj., por ke hedhur të gjithë popullin në rezistencë të heshtur, që nesër më me forcë do ta ngrejë zërin kundër mizorive që po i bëhen. Këtë situatë s'duan ta kuptojnë udhëheqësit jugosllavë.

Pse ne i themi hapur këto të vërteta dhe kërkojmë që problemi i Kosovës dhe i gjithë shqiptarëve në Jugosllavi, i zgjidhur gabim, të ristudiohet me gjakftohtësi dhe të mos shkohet në dhunë e në terror, pse kërkojmë t'u jepet fund persekutimeve dhe të lirohen nga burgjet djemtë e vajzat kosovare, RPSSH e akuzojnë se ndërhyn në punët e brendshme të Jugosllavisë, bile atë e akuzojnë se nxit turbullirat në Kosovë e gjetkë! Dhe si i nxit ajo këto turbullira? Nëpërmjet marrëdhënieve arsimore e kulturore zyrtare. Shkohet deri atje sa të thuhet se RPSSH bën kauzë të përbashkët me reaksionin politik shqiptar në mërgim, të cilin ne e kemi luftuar dhe e luftojmë me të gjitha forcat tona.

Asnjëherë Republika Popullore Socialiste e Shqipërisë nuk ka ndërhyrë në punët e brendshme të Jugosllavisë. E kundërta ka ndodhur. Revizionistët jugosllavë komplotuan për likuidimin e udhëheqjes së Partisë Komuniste të Shqipërisë dhe për inkuadrimin e Shqipërisë në Federatën jugosllave si republikë e shtatë e saj, duke menduar që me këtë zgjidhnin një herë e mirë dhe në rrugë aneksioniste e imperialiste problemin e gjithë kombit shqiptar. Por këto komplote as u realizuan, as do të realizohen ndonjëherë. Shqipëria s'është e s'do të bëhet kurrë një mjet rregullimi për të qetësuar konfliktet e kontradiktat midis klaneve jugosllave. Ajo ka zot popullin e saj, një popull plot vitalitet, trim dhe atdhedashës, që s'ka frikë nga askush.

Shqipëria nuk ka bërë ndonjëherë rivendikime tokësore ndaj Jugosllavisë, asnjë kërkesë për rektifikim kufijsh nuk gjen në dokumentet e saj. Por, duke mbajtur këtë qëndrim, ne s'kemi mohuar dhe as do të mohojmë kurrë faktin se në Jugosllavi rron një pjesë e madhe e kombit dhe e popullit shqiptar. Ne kemi mbrojtur dhe do të mbrojmë edhe në të ardhmen, me të gjitha forcat e në rrugë marksiste-leniniste, të drejtat e ligjshme të vëllezërve tanë shqiptarë matanë kufirit dhe kjo nuk është ndërhyrje në punët e brendshme të Jugosllavisë. Kjo është e drejta jonë e pamohueshme.

Çështja e Kosovës është një tragjedi. Autoritetet jugosllave duhet të pushojnë terrorin dhe persekutimet ndaj shqiptarëve, të likuidojnë shtypjen nacionale dhe t'u njohin atyre të gjitha të drejtat që u takojnë. Për zgjidhjen me drejtësi të problemeve ata duhet të bisedojnë qetësisht, me gjakftohtësi dhe në barazi me popullsinë shqiptare në Jugosllavi.

# EDHE NJE AKT I POSHTER SHOVINIST

Vargut të masave te egra që shovinis - tët sërbomdhenj po ushtrojnë ndaj popu - llit tonë,iu shtua edhe një akt i posh - tër:në shumë pjesë të Kosovës,u pengua përcjellja e emisioneve të Radios dhe të Televizionit shqiptar.U vu kështu në jetë kerkesa që kishte bërë para sa muajsh shovinisti me damkë,Dushan Ristiç dhe antishqiptarët e tjerë të tërbuar,si ai.

Shqipëria Socialiste është bërë sot , ylli ndriçues në natën e zezë borgjezo-. revizioniste.Ajo është bërë sot e dashur dhe e rrespektuar për të gjithë popujt dhe proletarët e botës.Zëri i Shqipërisë është bërë zëri i së vërtetës,zë që ngroh zemrat e të shtypurve dhe tmerron armiqtë e popujve dhe të socializmit.Nëpërmjet emisioneve të Radiotelevizionit shqiptar,populli ynë njihte realitetin e shkelqyer te Shqipërisë socialiste,fitoret madheshtore që arrijnë vëllezërit tanë, jetën e lirë dhe të lumtur që bëjnë atä. Ato u bënë shkollë e madhe për edukimin e tij patriotik e komunist.Radiotelevizioni shqiptar,për një kohë të shkurtër, hyri në shumicën e shtëpive kosovare,u bë i dashur për të gjithë njerëzit e të gjitha profesioneve dhe moshave.Edhe ato familje që nuk kishin kushte për të blerë aparat televiziv,bënë ç'bënë dhe siguruan disi mundësinë që të shohin Televizionin shqiptar,siguruan dritaren,nga e cila shikonin botën e madhe të lirisë e socializmit...

Krere të ndryshëm shovinistë e tradhëtare,dikur deklaronin plot fodëlluk se nuk kanë nevojë t'i pengojnë emisionet e Radiotelevizionit shqiptar dhe as që t'i pengojnë njerëzit që ta njohin realitetin shqiptar,të cilin e quanin të mjerueshem,e aq më pak flisnin kundër këtij realiteti,pasi siç thoshin ata,ai nuk mund tëndikonte fare në opinionin në Jugosllavi.Më vonë ata u detyruan të shpërthenin fushatë të paparë shpifjesh e trillimesh kundër Shqipërisë dhe kur e panë që as kjo nuk u mjafton,se kështu i nxirrnin sytë e vetëvetes,ata u detyruan që në këto momente të vështira krize që po kalojnë,të hargjojnë miliarda,për të blerë instalimet,me të cilat do t'i pengonin emisionet e Radiotelevizionit shqiptar.Në kanalin e valëve të Televizionit shqiptar,shovinistët vendosën perden e zezë,në mënyrë që njerëzit tanë të mos mund ta shohin diellin e lirisë,kurse në vend të tingujve gazmorë të çiftelisë e gërnetës që i penguan ata,lëshuan një zhurmë të bezdishme,që të ngjan në kuisjen e një bishe që po jep shpirt.

Në këtë mënyrë,shovinistët duan ta ndajnë e izolojnë krejtësisht popullin tonë nga bota që e rrethon dhe sidomos nga Shqipëria Socialiste dhe kështu të mbyllur brenda kafazit të tyre shovinist ta përpunojnë atë,ta zhveshin nga çdo frymë patriotike e kombëtare,ta shthurrin e degjenerojnë plotësisht.

Por,shovinistët sërbomdhenj,edhe në këtë rast i kanë bërë gabim llogaritjet e tyre.Populli shqiptar në Kosovë,Maqedoni Sërbi e Mal të Zi,nuk do të behet kurrë siç duan ata.Ai e ka kuptuar te vërtetën e ka gjetur rrugën e tij dhe nuk ka forcë në botë që mund ta ndalë në rrugën e lirisë dhe përparimit.Asnjë perde nuk mund ta pengojë rrezatimin e diellit të lirisë,asnjë zhurmë e kuisje prej bishe nuk mund ta pengojë zërin e Atdheut.Populli ynë thotë;-"Dielli me shoshë nuk mund të mbulohet".



DUSHAN RISTIQI*: " NE JEMI VENDI ME HUMAN DHE DEMOKRATIK NË BOTË..."



I MBYTURI KAPET EDHE PER FEJE

*Për qëllimet e tyre të errëta antishqiptare,shovinistët jugosllavë dhe tradhëtarët,po mundohen të shfrytëzojnë gjithnjë e më shumë edhe fenë.Për këtë qëllim,kohët e fundit,krerët më të lartë të Sërbisë,Kosovës e Maqedonisë,organizuan takime me personalitetet më të larta fetare dhe u munduan t'i fusin edhe ata në fushatën antishqiptare.Në këtë mënyrë ata duan t'i mashtrojnë besimtarët e ndershëm dhe ta përçajnë popullin tonë që është bashkuar sikur më parë,pa dallim feje e bindjeje politike,në luftë për të drejta e liri.*

*Një fjalë e urtë thotë:"Imbyturi kapet edhe për një fije kashte"..,kurse sot mund të thuhet:I mbyturi kapet edhe për feje.*

# POET I MADH REVOLUCIONAR

## NE 70-VJETORIN E LINDJES SE MIGJENIT

Migjeni është njëri ndër shkrimtarët tanë kombëtar,icili me krijimtarinë e tij letraro-artistike ka tërhequr vemendjen e lexuesve dhe zgjon kurrshtjen për njohjen gjithnjë e më të mirë të ve prës e jetës së tij,për njohjen e rreth anave politiko-shoqërore e ekonomike,në të cilat jetoi e veproi poeti.

Shqipëria e viteve të 30-ta ishte mbytur në një krizë të thellë ekonomike e shoqërore.Ajo pak ekonomi e varfër po shkatrrohej vazhdimisht si pasojë e politikës antipopullore e antikombëtare të regjimit satrap zogist dhe të depërtimit gjithnjë e më shumë të kapitalit të huaj.Një varfëri e paparë deri atëhere e përfshiu tërë vendin,gjendja në ve nd ishte kudo e ndere.Bejlerët,agallarët,kleri,fajdegjinjtë,borgjezia,tregtarët e shtresat tjera të privilegjuara , shtypnin dhe shfrytëzonin masat e varfëra të qytetit e të fshatit.Mbi masat rëndonte edhe rendi i egër policor,i cili ndëshkontee denonte elementin përparimtar demokratik,që herë pas here ngrinte zërin kundër këtij regjimi te urryer.Derisa regjimi në fuqi po kalbej gjithnjë e më tepër,ishte Italia fashiste ajo që zinte pozita kyçe në ekonominë shqiptare,në arsimin e kulturën,duke përgatitur kështu terrenin për pushtimin e plotëtë Shqipërisë.Ideologjia fashiste si një gjarpër i zi,mundohej të shtrihej në Shqipëri dhe të helmonte shpirtërat e njerëzve.

Ndaj sistemit të egër shtypës e shfrytëzues zogist ziente pakënaqësia e masave,grumbullohej urrejtja e revolta si llavë vullkani.Në këto kushte lindi dhe u gjallërua lëvizja antizogiste,antiimperialiste,lindi lëvizja demokratike e punetore.Në vitin 1935 shpërtheu Kryengritja e Fierit,e cila nga regjimi u shtyp me zjarr e me hekur.Ne vitin 1936 u zhvillua greva e punëtorëve të naftës në Kuçovë (sot qyteti Stalin),demonstrata e bukës ne Korçë,etj.Ne Shkodër kishin nisur të përhapeshin idetë socialiste, u formuan celulat e para komuniste e ne vitin 1936 u krijua Grupi Komunist i Shkodrës.Ne Korçë kishte disa vite që vepronte Grupi Komunist i këtij qarku,i cili filloi botimin e gazetës"Bota e re". Jashtë vendit formohet Fronti Demokratik Nacional,filluan të botohen edhe organe përparimtare ,demokratike e antizogiste brenda dhe jashtë vendit.Të rinjtë komunist i vunë vetes detyrë të largonin rininë nga ndikimi i regjimit dhe propagandës shurdhuese të tij si dhe obskurantizmit fetar,të zhvillonin aktivitete masivekulturore-artistike,të përhapnin ndër ta idetë socialiste,etj.Mjafte komuniste dhe patriotë vullnetar shkuan në Spanjë,ku u radhitën në brigadat internacionale për të mbrojtur Republikën Demokratike të Spanjës dhe për të luftuar fashizmin,që si një lugat po përgaditej të sulmonte popujt e Evropës e jashtë saj.

Në rrethana të shtypjes e shfrytëzimit nga njëra anë dhe të urrejtjes e revoltës nga ana tjetër,nëShqipëri në vitet e 30-ta,u zhvillua një letërsi përparimtare.Kjo letërsi,duke mbajtur anën e popullit,sulmonte e demaskonte herë hapur,herë me simbolikë,sistemin zogist me të gjitha strukrurat sunduese dhe makinerinë shtypëse.Përfaqësuesi më në zë i kësaj letërsie ishte padyshim Millosh Gjergj Nikolla-Migjeni.Ky shkrimtar,më së miri i përjetoi rrethanat e vështira ekonomike-shoqërore që po kalonte populli,u njoh mirë dhe u lidh me masat e gjëra dhe krijimtarinë e tij në poezi e prozë ia dedikoi atyre.Migjenin



e preokupuan problemet shoqërore,i mbronte të drejtat njerëzore,shquhej për një pasion të zjarrtë,për zgjidhjen e tyre.

Sa ishte nxënës në Manastir,ai mori anën e rretheve revolucionare të rinisë. Nëpërmjet të këtyre rretheve dhe nëpërmjet letërsisë përparimtare që ai lexonte vazhdimisht,i riu Millosh erdhi në kontakt me vepra të njohura letrare dhe me idetë e tyre,me vepra të realizmit socialist,me shtetin e Leninit e Stalinit.

Sa qe mësues,Migjeni njohu jetën e zymtë të masave të qytetit e fshatit,kështu që veprimtaria e tij letrare pasqyron kushtet e jetës dhe gjendjen e vështirë të popullit.Migjenin nuk e ka mbërthyer pothuajse asnjëherë pesimizmi,por pezmatimi për masat që shtypen e shfrytëzohen.Ai dallon qartë ndarjen klasore,dallon "të dobëtit"pa pushtet nga "të fuqishmit"me pushtet,i venë këto klasë përballë njëra-tjetrës.

Dalja e Migjenit në arenën letrare,qe ngjarje me rëndësi për letërsinë demokratike të kohës që ikundërvihej letërsis borgjeze dekadente dhe asaj klerikale. Në kundërshtim me rrymat letrare të deriatëhershme ,që idealizonin të kaluarën apo idilizonin jetën e mjerueshme të popullit,Migjeni përqafoi metodën e realizmit,si drejtim më të përshtatshëm të kohës,për të pasqyruar jetën e popullit,për të mbrojtur masat e gjëra,për të shprehur brengat,revoltën dhe aspiratat e tyre demokratike.

Në përgjithësi vepra e Migjenit kishte karakter luftarak për kushtet që kalonte vendi.Arti sipas tij,ishte një mjet për pasqyrimin e jetës e të shoqërisë, si një nga format e shoqërisë njerëzore Arti-thotë Migjeni,ka karakter shoqëror dhe i shërben një klase të caktuar në shoqërinë e ndarë në klasa.

Realiteti i zymtë feudalo-borgjez ishte një burg për poetin revolucionar.Migjeni nuk e ndjente veten të lirë të shprehte atë që i vlonte në shpirt.Ai ishte realist edhe për rrezikun që do t'i sillte krijimtaria revolucionare dhe këtë e shfaqte duke thënë se:"dy armiq konkurronin t'i afronin qefinin e vdekjes";qeveria zogiste dhe tuberkulozi.Sepse,jeta dhe veprimtaria e Migjenit lidheshin ngushtë me lëvizjen antizogiste dhe antiiperiali ste në Shqipëri,veçanërisht me lëvizjen punëtore e komuniste.

Të rinjtë përparimtar e njihnin Migjenin përmes shkrimeve të tij dhe përmes shokëve,ndonjëri prej të cilëve,ishte inkuadruar në celulat e porsaformuara komuniste.Migjeni nuk hyri në ndonjë celulë, as më vonë në grupet komuniste,por me komunistët mbajti lidhje të ngushta.Ai me komunistë shkëmbente literaturë revolucionare ilegale,kështu që në këtë kohë ai, lexoi disa broshura që qarkullonin nëpër këto celula.Migjeni u shoqërua me shokë, që ishin të dalluar,për qështjen e atdheut e të popullit.Kështu,ai pos të tjerëve,u shoqërua me komunistët Vojo Kushi e Jordan Misja(sot heronj të popullit),pastaj me mësuesit revolucionar Teufik Gjyli e Skënder Luarasi,me militantin revolucionar Selim Shpuza e të tjerë.

Në qendër të veprës poetike të Migjenit është tema e mjerimit,e atij mjerimi që vështirë përshkruhet.Duke shfryrë dhe mbjen që i shkakton mjerimi poetit,ai vizaton pamje rrënqethëse,jep portrete nje rëzish të mbërthyer nga një trishtim i rëndë.Poetin e rëndonte hendeku i pabarazisë shoqërore në rendin ekzistues,kontrasti i luksit të të pasurve dhe mjerimit të të varfërve.

Krahas viktimave të tjera të padrejtësisë njerëzore,është me interes paraqitja e figurës së punëtorit,i cili,"punon, punon ditë e natë,tue i vlue djersa në gjøks dhe në ballë"dhe në fund si shpërblim merr"vetëm lekë tre-katër dhe marsh".

Tema e klasës punëtore do ta tërheq Migjenin në shumë krijime në poezi e prozë. Punëtori i Migjenit endet rrugëve të qytetit të tij pa punë,"porsi kolegët e tij në Berlin e në London"dhe është gati për të shpërthyer si një "revolucion në miniaturë".

Në botën e protagonistëve të Migjenit, i cili me besnikëri na jep tabllonë e shoqërisë në sistemin zogist,na ipet figura e beut feudal,e agait fajdexhi, xhandarit e klerit hipokrit e injorant.Kjo kategori njerëzish përbënin përfaqësuesit e shtresave e të klasave të privilegjuara e sunduese,ndërsa në anën tjetër na ipet kategoria e njerëzve të shtypur e të shfrytëzuar,që qonin një jetë të varfër,në errësirë e pasiguri për të nesërmen,siq janë:punëtori i papunë,lypësit, qirakët, fshatarët e robëruar nga regjimi,kleri dhe zakonet konzervatore etj. Punëtorët në ato pak fabrika e punishte që ekzistonin,punonin edhe nga 12 orë në ditë,me një pagë fare të vogël e me kushte të mjerueshme të punës.Si pasojë e rrënimit të ekonomisë fshatare u përhapzia e bukës.Gra e burra,fëmijë e pleq grumbulloheshin të uritur para dyerve të institucioneve shtetërore për të kërkuar punë dhe misër.Te uriturit dhe lypësit endeshin rrugëve,duke shtrirë dorën për

(vazhdon në faqen 11)

një lek apo një kafshatë bukë.Zuri të shfaqej hapur plaga e zezë dhe e shemt uar e prostitucionit.Fshatarët rendnin ne qytet për të shitur krahun e punës, apo prodhimin e paktë të tyre me çmim fare te ulët.Varferia kishte prekur edh e disa shtresa shoqerore,siç ishin zanatçinjte,tregetaret e vegjël dhe nepunesit e kategorisë së ulët.

Migjeni nuk arriti që krahas demaskimit te botes se vjeter,çjerrjes së maskes shoqerisë feudalo-borgjeze,të shprehte pohimin e botës së re,te botes socialiste.Veçse,këte botë ai e ndjeu në qenjen e tij dhe besoi se ajo do te vinte edhe në atdheun e tij.Migjeni besonte se do te vinte"nji ditë ma e lumnueme" kur "kangët e pakendueme"do të shperthenin"pa frigë e pa zori"Me diellin alegorik poeti aludonte në idetë e Revolucionit Socialist të Tetorit,të cilat po perhapeshin gjithnji e më teper edhe në Shqiperinë e tij.

Migjeni vet nuk ishte formuar plotësisht ne botekuptimin e tij materialist e shkencor,ndersa në Shqipëri klasa punetore nuk ishte ngritur në nivelin e durhur nga ana ideologjike e organizative. Kesaj klase i mungonte partia,i mungonte pararoja revolucionare,e cila do të themelohej vetëm pak vjet më vonë,pasi vdiq poeti.Mirepo,poeti nuk gjëmonte nga dhembja per të mjeret,nuk i ankohej regjimit në fuqi,por shpërthente fuqishëm ne revoltë e urrejtje.

Bllokimi i "Vargjeve të lira"nga cenzura e qeverisë,nuk bëri që autori i kësaj permbledhje te revoltohet,e as qe vepra e tij të mos njihej nga populli.Admiruesit e vepres së Migjenit,që ishin te shumtë,i mblodhën shkrimet e tij në poezi e në proze që ishin te botuara në organet e shtypit,i daktilografuan e i shumzuan ne kopje te reja dhe i shpernd ane dore me dore.Një shperndarje të gjere paten veçanerisht gjatë Luftës Nacionalçlirimtare,kur u bënë material i çmuar propagandistik ilegal.Në fillim tëvitit 1944,dual nje permbledhje e poezive te poetit,por ajo u cenzurua nga autoritetet gjermane dhe keshtu beri që ajo te mos ketë nje shperndarje të gjerë .

Vetem me çlirimin e Shqiperisë dhe me ardhjen në fuqi të pushtetit popullor, vepra e Migjenit,gjeti tretmanin e merituar,ne balle të letersisë shqipe.Nderkaq,interesimi i masave të çliruara për figuren dhe vepren e poetit ishte i madh.

Me kujdesin e Partisë e të pushtetit popullor,ne vitin 1956 u sollën në Atdhe eshtrat e Millosh Gjergj Nikolles,u nderuan ato dhe u vendosën në varrezat e deshmoreve te popullit,në qytetin e tij të lindjes.

Per merita te jashtëzakonshme ne edukimin e gjeneratave,Migjeni u nderua me titullin e lartë "Mësues i popullit"dhe me"Urdherin e lirisë" të shkallës së pare.Ne qytetin e Shkodres u hap shtëpiamuze e tij,ku u vendos material i çmuar nga jeta dhe krijimtaria e poetit.Me emrin e tij u emeruan shkolla,ndërmarrje, institucione kulturore,rruge,pastaj grupe amatore e profesionale letrare e artistike etj.Poetet i kushtuan vargje,kompozitoret kenge,piktoret e skulptoret bënë portrete,buste e permendore të tij. Here pas here,e sidomos në raste jubilare,mbi varrin e tij behen homazhe me lule të fresketa,organizohen mbremje letrare e konferenca perkujtimore,sesione shkencore dhe dalin botime me vepra te tij apo rreth krijimtarisë se tij.Ne Shqipëri për çdo vjet organizohen manifestime të tilla,e ndersa në Kosove nuk organizohet asnjë lloj manifestimi për Migjenin, e as për ndonjë poet shqiptar.

Migjeni për ne ka mbetur kurdohere i ri.Ai siç ka thene prof.Vehbi Bala:"nuk e kërkoi lavdinë,por lavdia e ndoqi pas".

Migjeni mbetet një poet revolucionar i shquar,dhe mesues perparimtar që talentin e tij,e vuri në sherbim të popullit te demokracisë e përparimit shoqeror.

## SHQIPJA E FURTUNES

Ti e deshe jetën,tokën,njerëzit,pranverën
Ëndërrat t'i skuqi dielli i zjarrtë jugor,
Tufë rrezesh të arta,miliona margaritarë
Shëndriste në syrin tënd ylli mëngjesor.

Udha e dritës vinte thellësive shekullore,
Shtrihej kalldrëmave të eshtrave dhe gjakut,
Mëngjeset e ndritura i zinte nata mjegullore,
Terri i zi,kuqedra,sfidë i bënin agut.

Atë ditë hidhej vallja fluturim shqiponjash,
Nën qielllin e egërsuar,nga erërat e tëftohtit veri.
Mes tyre vallen hodhe sup më sup si malet
Krenar i patundur si lisi në stuhi .

Veriu mes prillit derdhte suferinë,
Akull e breshër mbi lulet e njoma,
Që toka e shqipeve të mos ketë tjetër stinë
Që të thahet blerimi,të zhduket aroma,

Vallja e shqiponjave e rëndë atë ditë hidhej
Zemra strall shkrepëtinte vetëtimë
Përflakej horizonti,qielli i turbullt ndizej,
Marshimi i shqipeve gjëmonte bubullimë.

Në çdo rrebesh ka fluturim shqiponjash
Dhe fluturimet hapin,shtigjet e lirisë
Varganit i shkëputet një shqipe,bie,
Edhe një gurë kështjellës ,një emër pavdekësie.

Në çdo stinë moj shqipe ëndërra të mbeti një,
Sa vjeshta,sa dimra të argasën rininë,
Ta th yan buzëqeshjen,ëndrrën ta trazuan
Dhe për pranverën,ta rritën dashurinë.

Jashtë kuiste veriu,zemra merrte plagë,
Pranvera,ëndërr ,vegim i bukur ishte,
Dallëndyshet fluturonin,kudo dritë e ag,
Ti ëndërroje në dimër,ëndrra e re kishte.

Buzëqeshja jote-lule,karafil,
Zbukurues i kësaj toke me zjarre
Në ballin flamur-plagë trëndafil,
Ti pishtar i ndezur në netët kosovare.

Dhe tokës sate që aq shumë e deshe
Me strall,plisa të bardhë,shqipe e zëbilbili
Me male,legjenda,krisma,rrebeshe,
Një gurrë gjaku i fale atë ditë prilli.

Shumë heret rinia t'u thye o vëlla,
Dhe ike mbi krah shqiponjash fluturim,
Qiellit të përskuqur,stuhi vetëtimash,
Vezullim yjesh,lulëkuqe,shkëmbi,dritë,agim.

## RINIA IME

Rinia ime ngjyrë bozhuri,
Rini e kuqe si flamuri.

Rinia ime zemer-zjarrta
E pamposhtur ne barrikada.

Rinia ime lule e rrallë,
Lule e bukur me yll ne balle.

Rinia ime heroikja,
eshtë e jotja Republika.

## DY YJEVE TË PASHUARA

(Bule Naipit dhe Persefoni Kokedhimes)

Çelet si lule behari,
O ju bija,shqipetari,
O ju yje te pashuara,
Motrat tona të paharruara.

Luftuat siç ju kish hije
O shqiponja Shqiperie,
Ishit lule,mbetet lule,
Lule Perso , lule Bule.

Sot per ju kendojme,
Emrat tuaj larte i çojme,
O trime guximtare,
O shqiponja,shqipetare.

Shembulli juaj na frymezon
Na rrit zemrat,na forcon,
Edhe ju jeni ne luften tone,
Rruga juaj,eshte rruga jone.

## K O S O V Ë

Kosovë,fole shqiponjash
Në pranga e lidhur,
Keshtjelle e trimave
Neper luftera e rritur.

Kosovë,me shekuj ne roberi
Me shekuj renkim,
Sulme,shfarosje beteja,
Por jo kurre nenshtrim.

Lumja ti,moj nene Kosove,
Lumja ti per ata trima,
Lum per Shota e Azema
Lum per Isa Boletina.

Lumja ti,per Bace Bajramin,
Per Eminin e Ganimeten,
Lum per yjet e kesaj pranvere
Qe ty o nene,ta falen jeten.

Lumja ti moj nene Kosove
Per djem e vajzat qe ti ke,
Lum per lulet tua te kuqe
Qe luftojne per nje dite te re.

Eja moj pranvere e kuqe,
Qe te lulezoje Kosova ime,
Eja dite e enderruar ne shekuj,
Fale te qofte,rinia ime.

## KOSOVARË DHE KOSOVARE

(Tekst per kenge)

Kosovare dhe kosovare,
Te ngritemi ne per liri;
Te lidhemi me bese shqiptare
Prane flamurit kuq e zi.
T'i nreme grushtat perseri:
Me mire vdekje se roberi.
Poshtë roberia,shovinizmi!
Rroftë liria e komunizmi!

Kosovare dhe kosovare
Punetore,studente fshatare,
Te lidhemi me bese shqiptare
Prane flamurit proletar!
Ja fitojme ne liri,
Ja se behemi shkrumb e hi.
Poshtë roberia,shovinizmi!
Rroftë liria e komunizmi!

# Demagogjia nuk mund ta mbulojë dhunën dhe terrorin

Keto kohët e fundit në shtyp,radio televizion u shkrua,dhe u fol me të madhe për"aksionet e shumeta punuese"që u organizuan me pjesëmarrjen e njësive të armatës dhe policisë së ardhur në Kosovë, nga vise të ndryshme të Jugosllavisë.Artikuj,shënime e reportazhe të shumtë,ngritënnë qiell rëndësinë e madhe të këtyre"aksioneve"për forcimin e dashurisë dhe unitetit nëmes rinisë sonë dhe njësive të ushtrisë e policisë,për farkëtimin e harmonisë dhe bashkejetesës nëmes tyre për forcimin e vëllazërimit dhe bashkimit nëmes tyre etj.,etj.Gati sa muk thuhet se këto njësi nuk kanë ardhur këtu per tjetër,por për të ndërtuar rrugë dhe ura,për të hapur kanale e për të ndërtuar ujësjellësa,për të rregulluar oborret e shkollave e fabrikave tona,për të pyllëzuar malet tona...

Me anen e ketyre rasteve qesharake,shovinistet serbomdhenj po mundohen ta gënjejnë e mashtrojnë opinionin në Kosovë dhe jashtë saj.Edhe me këtë rast shovinistet,po mshtrojnë vetëveten,kur po mendojnë se njerëzit janë aq naivë sa të gënjehen aq kollaj dhe të hanë gjellën bajate që u servir kuzhina propagandistike e serbomdhenjeve.Se cili është misioni dhe qellimi i vërtete i njësive të huaja policore e ushtarake,tani e dinë mirë edhe njerezit jashtë Kosovës,dhe e dimë mirë sidomos ne,kosovarët,që për muaj të tërë po i ekspozohemi dhunës dhe terrorit të tyre fashist.

Populli ane i ka parë me sytë e tij hijenat e Beogradit si i masakruan,rrahën, poshtëruan e plaçkitën studentët tanë të pambrojtur,si qëlluan me bomba,snajperë e automatikë mbi trupat e njomë të motrave e vëllezërve tanë,si i ngritën kapakët e tankseve dhe qëlluan mbi fëmijët tanë,si i qelluan dhe i torturuan edhe të plagosurit,si rrahen dhe poshtëruan njerezit e pafajshëm,vetëm e vetëm pse ishin shqiptar...Ai ka parë këta kriminele,si lëvronin varrezat me tanke,si i sulmonin njerezit në shtepitë e tyre me tanke e helikopterë,si qëllonin popullin me automatikë nëmes qytetit të tyre,i ka parë ata të shkelin edhe atje ku nuk durohet,në nderin dhe dinjitetin tonë... Gjatë këtyre muajve të rëndë dhe gjatë gjithë historisë së tij,populli ynë ka parë shumë,prandaj ai nuk mashtrohet kurrë.Ai nuk gënjehet nga demagogjia dhe hipokrizia e atyre që natën lyejnë duartë me gjakun më të mirë të bijve të popullit,kurse ditën,organizojnë "aksione të përbashkëta vullnetare" me të rinjtë tanë,atyre që hapën gjithë ato varre të reja dhe tani dashkan ta nderojnë e zbukurojnë vendin tonë,të vëllazërohen e të bashkohen me ne...Jo,vëllazërim me vrasësit e tij gjakatarë,populli ynë nuk ka pasur e nuk do të ketë kurrë.Për ta populli ynë ka vetëm urrejtje.Se cili është qellimi i vertete i tij per njesitë e huaja pushtuese,tregon ajo që ndodhi ne Prekaz,e tregon perleshja ne Gjakove dhe varrimi madheshtor i te riut Nesimi Dana, që u vra mizorisht nga keto njesi,tregon perleshja ne Podujevë,protesta ne Qendren e studenteve e tregon urrejtja që lexohet ne sytë e çdo kosovari,tregojne parullat që po shkruhen anë e kënd Kosoves me kerkesen e njezeshme:POLICË IË HUAJ, SHKONI NË SHTËPINË TUAJ !








KETO JANE „AKSIONET VULLNETARE TE USHTRISE DHE MILICISE SERBE NE KOSOVE

# ASNJË PËLLËMBË TË TOKËS SHQIPTARE, NUK E L'SHOJMË PËR PA DALË FARE

Viti që shkoi u karakterizua nga vlimet revolucionare që përfshinë mbarë Kosovën dhe viset tjera shqiptare në Jugosllavi.I gjithë populli ynë dhe rinia e tij e kuqe u ngritën në këmbë për të kërkuar të drejtat dhe liritë e mohuara,për të kërkuar Republikën e Kosovës.Kërkesat e dejta të popullit tonë,u përkrahën dhe u mbështetën fuqimisht edhe nga punëtorët kosovarë në mërgim,të cilët gjatë gjithë vitit zhvilluan një aktivitet të dendur patriotik e luftarak.Ata qëndruan të patundur në përkrahje të studentëve,punëtorëve e fshatarëve,në mbështetje të mbarë populllit të Kosovës.Kjo e tërboi si UDB ashtu edhe përfaqësitë diplomatike në përendim,të cilët nuk lanë mjet pa përdorur e gurë pa lëvizur për t'i shmangur punëtorët nga rruga e tyre e drejtë.Por përpjekjet e tyre shkuan huq.Punëtorët as nuk u përqanë as nuk u trembën,nga presionet.

Tani kur punëtorët kanë filluar të vijnë për pushime në vendlindje,pranë familjeve të tyre,udbashët e Herleviqit nuk po organizojnë "takime"me punëtorët (pasi e dinë se nuk shkonë kush në to, e edhe po të shkojnë,punëtorët kërkonjë llogari,si viteve tjera)por kanë ndërmarrë një fushatë të paparë burgosjesh e arrestimesh.Shumë punëtorë janë arrestuar ende pa arritur në shtëpi kurse qindra të tjerëve u është rrethuar shtëpia, pa u qmallur mirë me njerëzit e familjes dhe janë flakur qelive.Gjithashtu një numër i konsiderueshëm i punëtorëve,çdo ditë po merren në pyetje me kërcenime e presione të shumëta.Aq larg kanë shkuar shovinistët serbë dhe veglat e tyre në Kosovë sa t'i akuzojnë punëtorët për vepër penale,pse janë antarësuar në klubet e punëtorëve shqiptar në mërgim.

Masa të jashtëzakonshme po ndërmirren edhe në vendkalimet kufitare,ku punëtorët shqiptar maltretohen,kontrollohen imtësisht dhe mbahen në burgim kufitar,pa asnjë faj me ditë e javë të tëra

Gjatë këtyre ditëve që punetorët ndodhen në Kosovë,po shohin për së afërmi,dhunën dhe terrorin e pashoq,që po ushtron regjimi mbi rininë e popullin tonë,po shohin edhe masat e shumëta antishqiptare,që po ndërmirren me qëllim që t'ia zë në frymën popullit tonë,ta nënshtrojnë e shkombëtarizojnë atë.

Të gjitha këto bashkë me brutalitetin policor si dhe situatat e vështira e të ndërlikuara që po kalon Kosova,çdo ditë e më tepër po i kalitin punëtorët tanë mërgimtarë,që t'i përballojnë vështirësi të e sulmet e gjithanshme të armiqëve. Kjo po shprehet qartë në qëndresën e vendosur,të shumicës dërmuese të punetorëve,që u dënuan dhe të atyre që janë në hetime e në presione.

Një nga synimet kryesore të serbomdhenjëve(të cilën mërgimtarët dhe populli ynë i kanë kuptuar me kohë)është që përmes masave represive e presioneve të detyrojnë njerëzit tanë(sidomos rininë)të marrin rrugët e botës,për të mos u kthyer kurrë më në Kosovë.Situata kritike që po kalon tani Kosova,nuk është e para në historinë e popullit tonë.Gjyshërit dhe baballarët tanë,u lidhën fortë me njëri tjetrin dhe të bashkuar qëndruan të pa përkulur,në tokat shqiptare,të trashëguara e të lara me gjak nga të parët tanë. Ata me trimëri të rrallë i bënë ballë egërsisë anadollake,i bënë ballë masakrave e brutalitetit të kralëve serbë dhe terrorit të fashistëve italianë e gjermanë. Më vonë po me të njëjtën qëndresë përballuan gjenocidin titist dhe krimet e UDB -së e Rankoviqit.Shembulli i tyre,duhet të jetë një frymëzim i madh për çdo shqiptar.Prandaj,sot për çdo shqiptar të ndershëm e patriot,vehet si detyrë e dorës së parë,që të ngulitet fortë në vendlindjen e vet dhe pa marrë parasysh vuajtjet e sakrificat të mos largohet e t'ia kthejë shpinën Kosovës.Në këtë mënyrë,ne do të shkatërrojmë një plan të rrezikshëm e djallëzor të armiqëve.Sot më shumë se kurrë,Kosova jonë e dashur,ka nevojë për bijtë e vet.Në këto situata,të bratisësh atdheun(qoftë edhe me preteksin se do ta ndihmojë luftën edhe nga jashtë) është barazi,me ate që quhet sabotim i luftës.

Të ikësh sot nga Kosova është njësoj sikur t'i çosh duartë nga istikami,kur armiku kërkon dorëzimin tënd.Në përgjithësi këtë të vërtetë e kanë kuptuar punëtorët tanë në mërgim,prandaj janë aq shumë të lidhur me vendlindjen dhe fatet e Atdheut.

Me siguri në të ardhmën edhe qëndresa e përpjekjet e tyre,do të forcohen e konsolidohen edhe më tepër.



UDHETIMI I KURBETQIUT

# LETËR KOSOVËS

(PJESË NGA FJALA E NJË PUNËTORI KOSOVAR, MBAJTUR NË MBRËMJEN FESTIVE TË 28 NËNTORIT,ORGANIZUAR NGA PUNËTORËT SHQIPTAR NË R.F. GJERMANE)

MIRËMBRËMA KOSOVA JONË HEROIKE!

Ne bijtë e tu mergimtare,bijtë e tu te ndershem,jemi tubuar ne kete natë,të festojmë 28 Nëntorin,ditën e Flamurit tonë të lavdishem dhe ditën e çlirimit te nenes sone Shqipëri.

Nëna jone e dashur Kosovë,gjendemi larg gjirit tënd dhe të njerezve tanë,por gjithmonë marrim frymë se bashku me ty. Të kujtojmë nëna jonë e dashur ne enderr e ne zhgenderr dhe sa here qe mendojme për ty na rrjedhin lotet rreke faqeve to na të zbehura.Ne vertete jemi larg atdheut por nuk harrojme amanetin e vellezerve dhe motrave tona,djemve dhe vajzave nënave dhe baballarëve tanë,qe na porosi tën të qëndrojmë besnik ty nene Kosove. Kjo porosi sidomos tani eshte bere kushtrim për ne,kur shovinistet serbomdhenj kanë vu një peshë të rende mbi trupin tend plot plagë.

Nëna jonë e dashur Kosove,muzgu po afrohet e gjithnjë e më shume errezohet na tyra.Ne bijtë tu jemi tubuar ketu dhe me ndojme per ty,për hallet tua dhe bukuritë e shumëta që ke dhe zemrat na kallen flakë,mendojme per epopete tua te lavdishme dhe flamurin tone ngadhnjimtar.Sot mbi ty Kosova jonë e shtrenjtë,mbreteron acar,lulet kanë zene te vyshken,pullazet e shtepive jane te mbuluara me mjegull,e mbi kalldremet e rrugeve tua manovrojne kërcënueshem tanket jugosllave.Djemtë dhe vajzat tua më të bukura jane mbyllur burgjeve që të shpetojne ty nena jone Kosovë nga kulçedra serbomadhe.Nga gjiri yt jane grabitur pasuri te shumta,tani nga raftet tua po nxirren qindra libra e tekste shkollore,u është vu dryri shume institucioneve arsimore,voglusheve tu te njome në vend të çantes me libra krahëve u rrjedhin lotet pa pra per të afermit e vrarë e të burgosur,jane larguar nga puna e shkolla mijëra shqiptar te ndershem, po sulmohet çdo gjë e vlefshme qe ke.

Jemi tubuar sonte bijtë e tu besnik dhe çdonjërit i shihen rrudhat e ballit per ty Kosova jone hallemadhe.Ne kete natë,na kujtohet çdo gjë qe po ndodh mbi trupin tend të bukur,na kujtohen torturat e shumëta që bënë milicia speciale e Beogradit dhe kriminelet e UDB-se mbi vellezërit tanë,mbi motrat tona te ndershme,mbi bijtë tu revolucionarë dhe me lot në faqe nderojmë heroizmin e tyre dhe qëndresën tende.

Ne mergimtaret tu me kohe te jemi betuar se kurdohere na ke me vete.Per ty nuk do të kursejmë as piken e fundit te gjakut.Luftën tonë të drejtë do ta çojme deri ne fund,peshën e rende qe ke ti o ne në Kosove,motoja e pergjithshme ne marshim tone ngadhnjimtar është:JA VDEKJE JA LIRI!

RROFTE POPULLI YNE HEROIK!
RROFTE KOSOVA JONE KRESHNIKE!
RROFTE 28 NENTORI-DITA E FLAMURIT!

# LAMTUMIRË VENDLINDJA E DASHUR KOSOVË!

TE DASHUR LEXUES,

Demonstratat paqësore që i zhvilloi në mars e në prill të këtij viti populli ynë,shovinistët serbomdhenj i shtypën me zjarr e hekur.Njësite e policisë speciale shtinë pa pushim mbi demonstruesit e pa armatosur dhe vranë qindra vëllezër e motra tona.Vala e dhunës dhe terrorit policor nuk u ndalë as pas demonstratave masive dhe po vazhdon me tërbim të papërmbajtur.Qeveritarët e Beogradit dhe telallët e tyre në Kosovë,ngulën këmbë se në të gjitha demonstratat që u zhvilluan në Krahinë,nga dora e policisë u vranë vetëm nëntë veta.Por e vërteta e hidhur nuk mund të mbulohet me asnjë gënjeshtër. Populli që ishte autor dhe dëshmitar i këtyre ngjarjeve tragjike dhe të lavdishme,tërhoqi nga thonjtë e çetnikëve me dhjetëra kufoma gjatë demonstratave.Shumë shqiptar tjerë të pafajshëm,u rrëmbyen dhe u zhdukën nga patrullat policore që kishin zënë çdo rrugë e skutë,që edhe sot e kësaj dite nuk dinë kush për fatin e tyre.

Populli thotë:"dardha e ka bishtin prapa".Kriminelët titistë,tani pas sa muajsh,kanë filluar ti kthejnë kufomat e shumë viktimave që deri më tani i "ruajtën"nëpër frigorifere, duke trilluar rreth vdekjes së tyre.Kështu ndodhi edhe me një të ri patriot,nga një fshat i komunës së Vuqitërnës.Ishin ato ditë heroike kur i gjithë populli ynë ishte ngritur në këmbë dhe kishte dalur në demonstrata,për të kërkuar të drejtat e veta.I ndjeri drejtohet për në spital,që të dërgonte një të afërm të plagosur në demonstratë.Posa hynë në oborrin e spitalit,njësitë e policisë serbe,që pritnin "gjahun"u turrën me rrëmbim drejtë tyre.I plagosuri duke parë gjendjen kritike,,arrinë të fshihet e të shpëtojë nga kthetrat e tyre,ndërsa shoqëruesi i tij kapet nga duartë milicëve gjakatarë.Që nga ajo ditë kaluan muaj të tërë,familja Ademi nuk diti gjë për birin e vetë që e rriti dhe e shkolloi me njëqind mundime.Para pak ditësh Aliu,vëllau i tij,muar telegramin e kobshëm nga Zagrebi,ku thuhej;-"Të vini të merrni kufomën,që ka vdekur në fatkeqësi komunikacioni".,dhe asnjë shpjegim tjetër nuk ipej rreth tij.Në të vërtetë i ndjeri u rrëmbye dhe u torturua për vdekje nga udbashët kriminelë.Këtë e vërteton letra e shkruar nga vetë dora e tij,para se ta linin forcat e fundit.

Letra që po botojmë në origjinal këtu i drejtohet nënës së tijajo tregon çartë për moralin e lartë të tij edhe në ato çaste kritike,për dashurinë e pakufishme ndaj Kosovës së dashur,fletë për qëndresën heroike dhe idealet e larta,të njërit nga shumë yjet e pashuara,që ranë kësaj pranvere për lirinë e popullit dhe atdheut.

## Letër Nënës

N'vend të panjoshëm jam qëlluar,
Plag të rënda m'kan rrokë mua,
Dora më punon një letër me shkruar,
Se përdryshe jeta më është shkurtuar!
N'pagin mundësi, vëllezërit kufomën
në shtëpi me ma prei
Dil përpara dhe pritëm mua,
Hiq pa lot fytyrës tuj lotuar.
Se për vëllezërit Shqiptar, jetën e kam ndru!
Për vllezërit Shqiptar, Kosovë Republikë!
Për të drejtat e popullit, që barbarët
i kanë grabitë.
Qoft dhe Rroft Populli Shqiptar Martir!
Trashigues i Aspiratave gjer në fitoren Përfundimte
Janë përshëndetjet e mia të fundit,
Që mbeten përgjithëmon.

Lamtumirë Nëna ime krenare,
Lamtumirë vendlinja e dashurKosovë!

[signature]

### AMANET MOJ NENE

Kudo që të vdes moj nënë
dua trupin të ma kërkosh,
dua lot të mos derdhësh
me flamur kur t'më mbulosh.

Kur flamuri të më mbulojë,
Ti,mos qaj,moj nëna ime,
I qetë në varr unë do të pushoj.
Paskam rënë,për tokën time.

### RROFTË KOSOVA , REPUBLIKË!

U ngrit biri i Kosovës
Mitralozit iu hodh në grykë,
Ngriti zërin para botës:
Rroftë Kosova,Republikë!

Ballë për ballë u doli tankeve
Duke thirrur s'kemi frigë;
U tundi grushtin aeroplanëve:
Rroftë Kosova,Republikë!

E burgosën e torturuan,
I thanë kurrë s'do të shohësh dritë
Dhe prej tij këto fjalë degjuan:
Rroftë Kosova,Republikë!

I bëjnë lajka e dredhi,
I ofrojnë para e pozitë;
Ai thirri përsëri:
Rroftë Kosova,Republikë!

Dhe sikur gjoksin e dërmuar
Në dy copa t'ia ndajnë me thikë,
Në zemër të tij do të gjejnë të shkruar,
Rroftë Kosova-Republikë!

### KOSOVË E KUQE

E kuqe gjithmonë
Në shekuj për liri,
Kreshnikja Kosovë
E kuqe në Histori.

Deshën të të nxijnë
Korbat gjakatarë;
Ti,e kuqe mbete
Nga gjaku i patharë.

Sërish në këtë pranverë
Të skuqi rinia
Dhe prap ti do të skuqesh
Gjersa të vijë liria.




### KJO TOKË TË RRITI

Kjo tokë të lindi o bir,
Me bukë të saj ti u rrite,
Ujë të pastër nga kjo tokë ke pirë,
Dhe me gjak ti e ujite.

Nga gjaku yt lulëkuqe do të çelin,
Aromë të këndshme do të leshojnë,
Në zemrat tona trimërinë mbjellin
Dhe ato për ty do të këndojnë.

*TEKSTE PER KENGE REVOLUCIONARE DHE PATRIOTIKE*




BESA BESË
(e përshtatur)

Besa besë një besë kemi dhënë
Ty Kosovë ne të kemi nënë;
Të kemi dhënë besë e të kemi dhënë fjalë
Shpirt e zemër të kemi falë.

Besa besë një besë kemi dhënë
Tokë të huajit mos me i lënë,
Eshtë e jona,të parët na e kanë lënë
Kush mos t'na e prek se vdesim t'tanë.

Besa besë një besë kemi dhënë,
Të gjithë do të vdesim për ty o nënë.
Jemi shqiptar me besë të madhe,
vdesim me nder s'jetojmë me marre.

Besa besë një besë kemi dhënë
Ty Kosovë të lirë do të bëjmë
Do të të lajmë prap me gjak
Se erdhi koha të marrim hak.

USHTON TOKA E KOSOVËS

Ushton toka e Kosovës
Armiqtë dridhen e tradhëtarët
Përballë tankeve t'Beogradit
Tundin grushtat o kosovarët.
Hej moj Kosovë o shkëmbë e gurë
Vritesh e pritesh-o për flamur
Me armikun o grykë për grykë,
Për liri o për Republikë.

U ngrit në këmbë o e gjithë Prishtina,
Ferizaji dhe Gjakova
Podujeva e Mitrovica...
N'këmbë u ngrit o e tërë Kosova
Hej moj Kosovë o shkëmbë e gurë
Vritesh e pritesh o për flamuret,

Më ngadalë bishë e Beogradit
Se kjo tokë o është e jona;
Për lirinë e vatanit
Të gjithë ne jemi o Mic Sokola.
Hej moj Kosovë o shkëmb etj..

Vajza shqipe e djem sokola
Mbi tank hidhen,mbi mitraloza.
Po quditet o e gjithë bota
Çfarë rinie paska Kosova.
Hej moj Kosov-oshkëmb etj..,.

MOJ KOSOVË O MOJ MALËSORE
(e përshtatur)

Moj Kosovë o moj malësore,
Pak na u duke e shumë na dole.

Pak na u duke e shumë na dole,
Tankut para gjoksin i nxorre.

Tankut para gjoksin i nxorre,
Me grusht lartë armikut i fole:

"Herleviç o krye lopa,
S'na frikëson me tanke me topa.

As me topa,as me aviona,
Jem shqiptar o e jem shqiponja.

Jem shqiptar o e jem shqiponja,
Të gjithë jemi o Mic Sokola.

Jem shqiptar o e jem shqiponja,
Se kjo tokë o bre është e jona.

Se kjo tokë o është e jona,
Ne luftojmë për të drejtat tona.

Ne luftojmë e s'kemi frikë ,
Për liri o për Republikë."

O TRIMA LUFTËTARË

(E përshtatur)

O trima luftëtarë,
O bijtë e Skënderbeut,
Kërkoni shqipëtarë,
Lirinë e mëmëdheut.

Se mjaftë më moj Kosovë
Në vuajtej,robëri!
O djem shtrëngoni grushtatë,
Ja vdekje,ja lri.

Sot lipset me flamur
Të ngritemi për liri,
Se nuk e lëmë jo kurrë,
Kosovën nën Sërbi!

Se mjart më moj Kosovë,
Në vuajtje,robëri!
O djem shtrëngoni grushtatë
Ja vdekje,ja liri!

O trima luftëtarë
Të luftojmë ne natë e ditë,
Ta bëjmë ne kosovarët,
Kosovën Republikë!

Se mjaftë më moj Kosovë,
Në vuajtje,robëri!
O djem shtrëngoni grushtatë,
Ja vdekje,ja liri!

KAM QENDISUR NJE SHAMI

Kam qëndisur një shami
Me shqiponjë kuq e zi.

Mbi shqiponjë kam shkruar pa frikë,
Rroftë Kosova,Republikë.

Këtë shami t'kuqe si zjarri,
S'mund të ma grisë dorë sërbomadhi.

Se Kosova ka shumë shqipe e Marigo,
Që e skuqin me flamuj atdheun kudo.

Dhe së shpejti ty o nënë do të vijë një ditë,
Kur e lirë të valoj shqipja dhe KOSOVA,REPUBLIKE!

RATË JU PËR KOSOVË!

Kosova martire
Me gjak gjithmonë e larë
U la përsëri
Me gjak të dlirë shqiptar.
U skuq toka jonë
Me gjakun tuaj rinor,
O motra dhe vëllezër
Që na ratë dëshmor.
Ratë ju për Kosovën
Ratë ju për liri,
Lavdi ju qoftë o lule
Lavdi për jetë lavdi!

Nuk duronit jo
Zgjedhë e robëri.
Ndaj e ngritët ju
Grushtin për liri.
Nën tanket armike
Po rënkonte trolli,
Ju hapët gjamadanin
Sikur Mic Sokoli.
Ratë ju për Kosovën
Ratë ju për liri,
Lavdi ju qoftë o lule
Lavdi për jetë lavdi!

Ratë ju për Kosovën
Për të mos vdekur kurrë,
Gjakun tuaj në luftë,ne,
Do ta kem flamur.
Luftën që filluam
Ne do ta vazhdojmë
Amanetin tuaj
Në vend do ta qojmë.
Ratë ju për Kosovën
Ratë ju për liri,
Lavdi ju qoftë o lule
Lavdi për jetë,lavdi!

Gjak na pikojnë zemrat
Por ne nuk mbajmë zi;
Nuk qajmë për dëshmorët
Që bien peer liri.
Nuk ju harrojmë kurrë
Por,gjithmonë ju kujtojmë,
Këngët më të bukura
Për ju do të këndojmë.
Ratë ju për Kosovën
Ratë ju për liri,
Lavdi ju qoftë o lule
Lavdi për jetë,lavdi!



# SHKOLLA SHQIPE NE SHENJESTER TE SHOVINIZMIT MAQEDON

Udhëheqja titiste,që krijoi prej leckash Federatën jugosllave,pasi ripushtoi tokat shqiptare,filloi të vejë në zbatim bile edhe më me vendosmëri,politikën asimiluese dhe shkombëtarizuese ndaj popullit tonë të filluar që nga krajlët serbë. Natyrisht,në këtë kuadër,Titoja me shokë u kujdes që edhe klikës shoviniste të Kolishevskit,t'i mbetej pjesa"e vëllaut të vogël"në tokat shqiptare.Kështu pa pyetur vullnetin e popullit tonë dhe as gjakun e tij të derdhur,për të jetuar i lirë e i bashkuar u lan territore të tëra shqiptare nën mëshirën e shovinistëve të tërbuar maqedon.Për këtë nuk pati kundërshtim as klika shoviniste serbe e Rankoviqit,pasi ishte e bindur se miku i zemrës Kolishevski me shokë,do të tregohej edhe më i papërmbajtur se edhe vetë ai në shkombëtarizimin e sllavizimin e tokave shqiptare.Dhe në të vërtetë ashtu ngjau.Historia dyzet vjeçare e popullit tonë në Maqedoni,është nga më të trishtueshmet.Mbi popullin tonë nëMaqedoni u bënë masakra masive dhe u ushtrua terror i vazhdueshëm policor,me mijëra shqiptar të pafajshëm,u dënuan dhe u kalbën në burgun famëkeq të Idrizovës e në kapidane tjera.Në nivel republikan u formuan institucione e shtabe të veçanta me qëllim që të përjetojnë pushtetin maqedon në tokat shqiptare.

Në shërbim të këtij plani,u shpërngulën me dhunë dhjetëra,mijëra shqiptar dhe në vend të tyre po sillen elementë sllavë,nga Greqia e vende tjera.Masa të jashtëzakonshme janë ndërmarrë e po ndërmirren kundër kulturës e shkollës shqipe.Dhe po të flasim me gjuhën e fakteve, del se mbi 23-mijë fëmi shqiptar,mësojnë në gjuhën maqedone dhe kjo përbënë gjysmën e numrit të përgjithshëm të nxënësve shqiptar,kurse gjysma tjetër mësimin e ndjekin në të dy gjuhët dhe vetëm një pjesë e vogël(kryesisht nxënësit e viseve malore,kanë të gjitha lëndët në gjuhë shqipe).Për apsurditet,këtë gjendje,Sekretariati Republikan për shkencë e arsim të Maqedonisë,përpiqet t'a spjegojë me "dëshirën e nxënësve dhe prindëve të tyre,që mësimin ta ndjekin në gjuhën maqedone".Për habi nuk dihet deri më tani ndonjë rast,që fëmiu maqedon,të ketë shprehur dëshirën të mësojë gjuhën shqipe apo ndonjë gjuhë tjetër.Në këtë dretim gjendja paraqitet më kritike në shkollat e mesme e të larta,ku shovinistët maqedon në preteksin e "mungesës së kuadrit",të "vllazërimit e bashkimit","patriotizmit jugosllavë"

pjesën dërmuese të nxënësve e studentëve shqiptar i kanë detyruar të mësojnë në gjuhën maqedone.Shembull tipik për këtë është Universiteti i Shkupit,në të cilin studjojnë 2365 shqiptar.Nga të gjitha fakultetet e degët që i ka ky univesitet vetëm në Akademinë Pedagogjike,dega e GJuhës shqipe,për studentët shqiptar mësimi është organizuar në gjuhën amtare.Për këtë arësye si dhe për diskriminimin e gjithanshëm që iu bëhet studentëve shqiptar,para pak kohe u organizua një protestë e fuqishme,nga studentët shqiptar. Gjithashtu edhe standardi jetësor i tyre është shumë i ulët në krahasim me mesatarën e studentëve të Republikës.Nga numri i përgjithshëm i shqiptarëve në këtë universitet,vetëm 489 veta shfrytëzojnë burs ose kredi,kurse në shtëpitë e studentëve (barakat e mbetura që nga tërmeti i viti 1963),banojnë 430 studentë shqiptar, prandaj protestat e tyre,nuk përmbanin vetëm kërkesën që mësimi të zhvillohet në gjuhën shqipe por në vetvete ngërthenin shumë kërkesa tjera.Ata gjithashtu shprehnin përkrahje e solidaritet me vëllezërit e tyre në Prishtinë.

Pas ngjarjeve të Kosovës,shovinistët maqedon,të alarmuar e në panik,nga protestat e fuqishme të popullit,sulmuan frontalisht jo vetëm shkollat shqipe në Maqedoni por edhe historinë,simbolet e figurat tona kombëtare.Goditje të rënda ka pësuar sidomos edhe pak ai arësim shqip që ishte në Maqedoni.Janë ndryshuar po - thuajse rrënjësisht të gjitha planprogramet e shkollave shqipe,po ndryshohen shumë libra e tekste mësimore e disa prej tyre janë ndaluar krejtësisht.Aq shumë i është errësuar logjika shovinistëve maqedon sa t'i ndalojnë edhe përdorimin e shumë librave shqipe që botohen në Kosovë.Kështu ka ndodhur me librin e historisë të Ali Hadrit,për të cilën janë përgjegjur penalisht,arsimtarët që janë shërbyer me te.Të gjitha tekstet e ndryshuara e të ndaluara është vendosur të zëvendësohen,me tekste të përkthyera nga maqedonishtja.

Në mungesë të librave(sidomos të gjuhës shqipe,historisë e gjeografisë)nxënësit po detyrohen të mësojnë përmes shënimeve.

Në Maqedoni,që nga lufta e këtej janë ndërmarrë masa represive kundër mësimdhënësve shqiptar dhe intelegjencies përparimtare.Vleresohet se që nga viti 1946 e deri në prag të demonstratave,në Maqedoni janë burgosur e përjashtuar nga puna mbi 500 arsimtarë shqiptar.Kurse sivjet kyështë bërë një aksion që ka marrë tiparet e një fushate të organizuar shtetërore.Deri më tani,janë arrestuar e larguar nga puna mbi 100 arsimtar shqiptar.Vetëm në komunën e Tetovës,në prag të fillimit të vitit të ri shkollor,u larguan nga puna 18 mësimdhënës,në këtë komunë ky proces po vazhdon edhe tani me intenzitet të shtuar.Në fshatin STREC u dënuan me burgim 7 arsimtarë,pse gjatë vitit të kaluar shkollor kishin regjistruar mbiemrat e nxënësve në përputhje me normat e drejtëshkrimit shqip,pa prapashtesën maqedone "ski".Represione ndaj arsimtarëve shqiptar janë ndërmarrë edhe në komunën e Dibrës,Kumanovës Strugës etj.

Me preteksin " e lirisë së besimit fetar"me të madhe shovinistët,po inkurajojnë e përhapin relegjionin.Kjo ka bërë që një përqindje e madhe e fëmijve shqiptar të ndjekin shkollat(mejtepet)fetare me të cilat është angazhuar një ushtri e tërë priftërinjsh.Duket paradoksale por në Maqedoninë Perëndimore në këto farë shkolla fetare,janë përfshir rreth 25 mijë fëmijë.

Goditjet e shovinistëve maqedon ndaj shkollës shqipe,në të ardhmën do të intensifikohen edhe më shumë .Kjo del qartë nga shumë materiale të Sekretariatit Republikan për Shkencë e Arsim si dhe nga deklaratat nervoze të krerëve republikanë,të cilët kërcënojnë për masa të reja dhe shajnë e shpifin popullin tonë.Por populli ynë as nuk frikësohet e as nuk mashtrohet nga armiqtë e tij.Populli shqiptar në Maqedoni,me një guxim të rrallë u ka përballuar shumë stuhive e rrebesheve shoviniste dhe ka një traditë të shkëlqyer në luftën për të drejta e liri.Ai i njeh mirë shovinistët maqedon e planet e tyre djallezore dhe do të dijë t'i mbrojë drejtat e veta.

# EDHE RRENA KA NJË KUFI

Gënjeshtrat e trillimet e udhëheqsve jugosllav, tani më janë bërë një ushqim i përditshem e bajat per qytetarët e zakonshem e sidomos per kosovarët. Kështu ngjau edhe me mledhjen e Komitetit Qendror te LKJ që u mbodh me 18 tetor për te shqytruar e miratuar të ashtuquajturën „platformën politike te LKJ për Kosovën". Në këte farë maskarade u ngriten njeri pas tjetrit krerët titist në garën, se cili po shanë e shpif me shume popullin tonë.

Me një pompozitet të neveritshëm e muarr fjalën edhe prosovjetiku e intriganti i mbaruar, Millosh Miniq. Që në fillim ai lajmeroi pjësmarrësit se në fjalën e tij do te përpiqet t'i bënë një rëndësie të veqantë dhe nuk mund te iu lihet as historianve. Pasi sakaton në mënyrë të palejueshme (ai gënjen se shoku Enver i quan kosovarët shqiptarë jugosllavë) disa citate të Shokut Enver në Kongresin e 8-të, fillon interpretimin e tyre sipas deshirës dhe mendjës se tij të turbulluar nga shovizmi sërbomadh. Ai në qendër të vemendjes për „demaskim" vë deklaratën e shokut Enver në Kongres, lidhur me bisedën e tij që pati me Titon në vitin 1946 rreth fatit të popullit të Kosovës dhe viseve tjera shqiptare në Jugosllavi.

Sipas tij, ajo që thot shoku Enver lidhur me këto bisedime nuk është e vërtetë, pasi keshtu ka shkruar njëfarë Josip Gjergja që paska qenë pjesëmarrës në këto bisedime. Por theksin kryesor Miniqi e vë në atë se „Enver Hoxha mendon se Tito s'është më që të mohojë ate.." Qfarë t'i thuhet kësaj pos një gënjeshtër me bisht. Dihet botërisht se ajo qe u tha ne Kongres për këtë takim është thenë pikë për pikë në librine shokut Enver „Me Stalinin" që u botua në dhjetor të vitit 1979. Aty thuhet „Titoja me pyeti se ç mendoja une për Kosovën," KOSOVA dhe viset tjera shqiptare ne Jugosllavi, i thash une, jane toka shqiptare që fuqitë e mëdha padrejtësisht ia shkëputen Shqipërisë; ato i përkasin Shqipërisë dhe duhen t'i kthehen Shqipërisë. Tani që ne jemi dy vende socialiste është koha që ky problem të zgjidhet drejtë. Titoja me tha: „Jam dakord, ne e dëshirojmë këtë, por tash për tash nuk mund te bëjmë gjë, sepse nuk e kuptojnë sërbet një gjë të tillë." Pra ky pohim i shokut Enver u publikua qysh gjatë vitit 1979, kur Titoja ishte gjallë e shendosh „si molla", bënte udhëtime e priste delegacione (ai vdiq ne maj te 1980-tës). Atëherë nuk mbetet tjetër pos të pyesim? Pse Titoja nuk e demantoi këtë e zotit minik ti themi. Edhe rrena ka një kufi.